

**Republika e Kosovës**
**Republika Kosovo - Republic of Kosovo**
***Kuvendi - Skupština - Assembly***

# T R A N S K R I P T

I MBLEDHJES SË JASHTËZAKONSHME TË KUVENDIT TË REPUBLIKËS SË KOSOVËS, E MBAJTUR MË 26 TETOR 2023

SA VANREDNE SEDNICE SKUPŠTINE REPUBLIKE KOSOVA, ODRŽANE 26. OKTOBRA 2023. GODINE

TETOR - OKTOBAR
2023

## Rendi i ditës

1. Debat parlamentar në lidhje me nevojën për ngritjen e koeficientit të pagave

## Dnevni red

1. Parlamentarna rasprava o potrebi povećanja koeficijenta plate.

**<u>Mbledhjen e drejtoi kryetari i Kuvendit, z. Glauk Konjufca.</u>**

KRYETARI: Të nderuar deputetë,
43 deputetë të Kuvendit të Republikës së Kosovës e kanë parashtruar këtë kërkesë për seancë të jashtëzakonshme, për debat parlamentar në lidhje me nevojën për ngritjen e koeficientit të pagave. Kuvendit ia kanë propozuar po ashtu për miratim tekstin e rezolutës. Ia jap fjalën kryetarit të Grupit të AAK-së, Besnik Tahiri, që në emër të deputetëve nënshkrues ta paraqesë çështjen.

**1. Debat parlamentar në lidhje me nevojën për ngritjen e koeficientit të pagave**

Urdhëro, zoti Tahiri!

BESNIK TAHIRI: Faleminderit!
I nderuar kryetar, a ka mundësi të dimë a po rrinë a s'po rrinë deputetët e Vetëvendosjes? Edhe në qoftë se ata që rrinë, le të ulen, se s'ka kushte të diskutimit.

KRYETARI: Mund t'i presim deputetët deri sa të dalin, pra!
Po zoti Tahiri, mund të vazhdoni ta paraqitni çështjen për të cilën është thirrur kjo seancë e jashtëzakonshme.

BESNIK TAHIRI: Faleminderit, i nderuar kryetar!
Të nderuar deputetë të opozitës, mirëpo edhe disa deputetë të Grupit Parlamentar të Vetëvendosjes,
Qytetarë të Republikës së Kosovës,
Grupi Parlamentar i Aleancës për Ardhmërinë e Kosovës në mbështetje të kolegëve nga Partia Demokratike, Lidhja Demokratike dhe po ashtu nga dy deputetë të pavarur, nga zoti Fatmir Humolli dhe Haki Abazi, ka kërkuar një seancë për të diskutuar një çështje që për vlerësimin tonë është jashtëzakonisht e rëndësishme të trajtohet mu në këtë kohë.

Pra, jemi në kohë, për shkak se ende nuk ka ardhur buxheti i Kosovës për vitin 2024. Kemi kërkuar që të debatojmë rreth ngritjes së koeficientit në Ligjin për buxhet, në mënyrë që të ketë një rritje të pagave në sektorin publik. Para se të elaboroj çështjen, të ofroj arsyeshmërinë dhe të lexoj rezolutën, më lejoni të them se me të vërtetë është për keqardhje, jo vetëm për keqardhje, mirëpo tregon për një logjikë tepër të mbrapsht të Grupit Parlamentar të Vetëvendosjes, të disa se disa janë këtu, për shkak se jemi dakorduar dhe kemi folur për këtë temë dhe jam munduar ta gjej një konsensus edhe të opozita e te pozita. Por, fatkeqësisht, kjo nuk ndodhi, andaj ne po e trajtojmë temën.

Debati parlamentar në lidhje me nevojën për ngritjen e koeficientit të pagave bazohet tek gjendja e përgjithshme sociale dhe ekonomike në vend, e cila është shumë e vështirë dhe e cila dita-ditës

po shënon përkeqësim të situatës. Qeveria nuk ka arritur që as përmes politikave sociale, as politikave publike financiare dhe investuese ta adresojë rritjen e inflacionit që raportohet deri në 20%. Kur ky inflacion, sipas Agjencisë së Statistikave të Kosovës shoqërohet me rritje të lartë të çmimeve të gjitha artikujve ushqimorë bazikë, disa prej 70 e 100%, kemi të bëjmë me një situatë alarmante të ngritjes së çmimeve.

Gjatë mandatit të kësaj qeverie, si grup parlamentar, mirëpo edhe si opozitë kemi propozuar masa specifike, siç ishte ndarja e një shume nga mjetet e Trustit, të kontributpaguesve që janë edhe te zyrtarët publikë, tek rritjes së pagës minimale, tek rritjes së koeficientit, por as atëherë, e siç po shihet as tash nuk kemi gjetur mbështetje dhe si rrjedhojë është rritur, është përhapur varfëria sociale në vend dhe, në fakt, është targetuar një grup tepër i rëndësishëm i një korpusi prej 80 mijë shërbyesve civilë.

Ligji i pagave u miratua pa ndonjë referencë dhe vlerësim të tregut të punës, dhe se si do të ndikojë i njëjti në ekonomitë familjare të të punësuarve në sektorin publik. Përpos se ky ligj ishte i sfiduar nga Gjykata Kushtetuese, si cenues i sigurisë juridike dhe financiare, në fakt ky ligj, Ligji i pagave nuk arriti as në masë të vogël të adresojë kërkesën e zyrtarëve publikë, pra kërkesën e 80 mijë njerëzve. Në fakt, sot në Administratën e shtetit është një katrahurë, parregullsi në të gjitha nivelet e menaxhimit. Pavarësisht faktit që Ligji i pagave pritet që të marrë një epilog të drejtë në Gjykatën Kushtetuese, deri në atë moment konsiderojmë që është i një rëndësie të veçantë dhe primare që Qeveria, Ministria e Financave para se ta sjellë buxhetin për vitin 2024 të zotohet me rritjen e koeficientit që respektivisht do të ndikonte drejtpërdrejt në rritjen e pagës.

Duke ditur që jemi një situatë ekonomike të rëndë dhe duke i parë trendët në vitin 2023 që janë të këqija, e po ashtu duke vlerësuar edhe raportet e Fondit Monetar Ndërkombëtar dhe të Bankës Botërore se është momenti i fundit që të shmanget një kolaps social ekonomik, pasojat e të cilit do t’i shohim me trendët në vitin 2024, është tepër me rëndësi që ky Kuvend të ketë një reflektim, të votojë një rezolutë, e cila do të kërkon nga Qeveria që të rritë koeficientin nga 105 në 129. Pyetja kryesore që do një përgjigje është ku duhet të merren këto para, për shkak se ju e dini që një debat i madh rreth kësaj teme është diskutuar se nuk mund ta ngremë për shkak se preket buxheti. Grupi ynë parlamentar ka bërë edhe një vlerësim të kësaj teme, dhe ka kërkuar që të rritet koeficienti nga 105 në 129 dhe kjo do të thotë po ashtu rritje të fondit vjetor të pagave prej 23% ose në shifra absolute, nga 745 milionë euro aq sa është fondi i pagave për këtë vit, të shkojë në 916 milionë. Pra, është shuma prej 171 milionë euro që do të shtohej. Pyetja shtrohet ku do të merret? Nga cila vijë buxhetore, në mënyrë që të mos preket struktura buxhetore e Kosovës.

Ne propozojmë që kjo shumë buxhetore të merret nga kategoria e mallrave dhe shërbimeve, të cilën për këtë vit qeveria e ka rritur në 493 milionë dhe për të cilën nuk e kanë shfrytëzuar në

raport me vitin 2022 që ka qenë 330 milionë. Pra, një shumë prej 163 milionë euro do të merrej drejtpërdrejt nga kategoria e mallrave dhe shërbimeve dhe pa e prekur parimet bazë dhe themelore të buxhetit do të ruhej rregulla fiskale, stabiliteti buxhetor dhe qëndrueshmëria fiskale. Me fjalë të tjera, të nderuar deputetë, ne ia kemi dhënë jo vetëm kërkesën, mirëpo ia kemi dhënë kësaj qeverie edhe zgjidhjen, duke i treguar se sa është kostoja buxhetore, pra kostoja buxhetore është 23% më e madhe se e buxhetit aktual, është 171 milionë euro më shumë dhe këto mjete do të merreshin nga mallrat dhe shërbimet, të cilat kanë qenë 330 milionë në vitin 2022 dhe janë bërë 493 milionë dhe askund pa u prekur struktura e buxhetit dhe pa u prekur parimet themelore të buxhetit do të rriteshin pagat, respektivisht do të rritet ky koeficient.

Të nderuar deputetë, më lejoni para jush që tani të lexoj rezolutën e këtij debati parlamentar.

"Kuvendi i Republikës së Kosovës kërkon nga Qeveria e Republikës së Kosovës që në ndarjet buxhetore për vitin 2024 të propozojë buxhetin e nevojshëm, ashtu që vlera e koeficientit të pagave nga 105 euro sa është në vitin 2023, për vitin e ri fiskal 2024 të ngrihet në 129 euro dhe të bëhen përgatitjet e nevojshme që ky ndryshim të hyjë në fuqi më 1 janar 2024". Faleminderit!

KRYETARI: Kjo ishte, pra, rezoluta, e cila u propozua për t'u votuar në këtë seancë të jashtëzakonshme. Tash i thërrasim grupet parlamentare, kush flet në emër të Grupit të Vetëvendosjes? Apo individualisht qenke i pranishëm. Po fillojmë me Grupin Parlamentar të Partisë Demokratike, kush e jep qëndrimin? Kryetari Tahiri!

ABELARD TAHIRI: Faleminderit!
I nderuar kryetar!
Të nderuar deputetë të opozitës,
Ne si grup parlamentar, edhe një deputet i pozitës, më fal, deputetë përfaqësues të komuniteteve po ashtu, para se të dal të flas për temën për të cilën i kemi dhënë edhe nënshkrimet si Grup Parlamentar i Partisë Demokratike, ditën e hënë e kemi pasur mbledhjen e Kryesisë dhe e kemi mbështetur nismën e Aleancës për Ardhmërinë e Kosovës dhe jemi dakorduar atë ditë që në parim kjo të jetë nisma e parë dhe ta thërrasim seancën pra prej orës 10:00.

Mirëpo, me kërkesë të pushtetit, në këtë rast zonjës Kusari si përfaqësuese e Lëvizjes Vetëvendosje, thirrësi i kësaj seance në këtë rast Besniku u pajtua që ta shtyjmë për në orën 12:00 me mirëkuptim, në mënyrë që të kalojnë disa projektligje që ishin në procedurë. Në fakt, unë isha kundër dhe i thashë Besnikut: "Besnik, të rrejnë, kanë për t'i shfrytëzuar këto dy orë, kanë për t'i kryer do punë të veta në fund nuk të rrinë. Po të më dëgjosh mua, e lë qysh e ke planifikuar", por ky e pati mirëkuptimin ndaj tyre, pati qejf të zhgënjehet një herë prej tyre, të provojë vetë qysh është të të rrejnë, tha "po provojmë". Thashë "në rregull është, prapë po të them që këta do të të rrejnë edhe në fund s'e mbajnë fjalën", edhe qe.

Të nderuar deputetë,
Ne tregojmë mirëkuptim, ju ofrojmë bashkëpunim dhe vjen një moment që këta veç ikin, e lëshojnë seancën. Është për marre kjo, është turp i madh, sepse sot në fund të ditës e kemi thirrur një seancë të diskutojmë një prej çështjeve më të rëndësishme në këtë vend, që i prek afër 100 shërbyes civilë e struktura të ndryshme që paguhen nga shteti i Kosovës.

Prandaj, të iket prej kësaj seance, është të iket prej një përgjegjësie goxha të madhe. Dhe në anën tjetër, unë prapë e kam edhe një mesazh për opozitën, a po e shihni që nuk mund të bashkëpunojmë me ta. Është e kotë edhe t'ua votojmë marrëveshjet ndërkombëtare këtyre, është e kotë, gjithçka është e kotë, sepse nuk arrijmë të gjejmë një gjuhë të përbashkët, me të cilën mund të shtyjmë një proces përpara. Nuk arrijmë. Ne angazhimin e madh duhet pasur të gjithë së bashku sa më parë, çdo mundësi t'ia bllokojmë dhe të shkojë vendi në zgjedhje. Vendit i duhet një qeveri e re, vendit i duhet një qeveri, e cila e nxjerr prej sanksioneve, vendit i duhet një mazhorancë, e cila nuk e lëshon seancën. Po flasim për çështjen më të rëndësishme, shikoni, nuk janë, e lëshojnë seancën, e lëshuan seancën për policinë, kemi për ta thirrur për Trepçën javën e ardhshme, prapë këtu s'keni për t'i pasur.

Prandaj, qysh mund të bashkëpunojmë me këta njerëz, është e pamundur, është e pamundur të bashkëpunohet me ta, sepse nuk duan e as nuk dinë. Është gabim t'ua votojmë këtyre marrëveshjet ndërkombëtare, është gabim t'ua votojmë këtyre ligjet, buxhetin, sepse veç kanë për ta rritur varfërinë në këtë vend. Shikoni njerëzit, masat e njerëzve që ikin prej Kosovës, njerëz të ndryshëm, profesione të ndryshme, mjek, motra medicinale, policët demobilizohen, ushtarët demobilizohen dhe ikin prej Kosovës. Shikoni debatin sot që e kemi për 1 janarin, momentin kur liberalizohen vizat edhe tendenca e njerëzve të shikojnë e të gjejnë një mundësi jashtë vendit. Prandaj, sot e kemi thirrur këtë seancë të diskutojmë një çështje që është mendoj shumë e rëndësishme dhe në fund të ditës ka dhënë rezultat. Në shkurt e kemi miratuar Ligjin për pagat që, në anën tjetër, pastaj me Ligjin për buxhetin është përcaktuar edhe koeficienti.

Pra, cili është disponimi që e ka sjellë kjo në shoqëri, te rreth 100 mijë familje. Cili është? Dëshpërim, mjerim, sot me këto paga, sot me këtë koeficient nuk arrijnë njerëzit t'i mbulojnë shpenzimet mujore. Po ju tregoj, në vitin 2018 ky që sot është ulur në vendin e kryeministrit, pati thënë: "Me këto paga që sot i marrin shërbyesit civilë nuk kanë mundësi të hanë një shujtë peshk dhe pulë në javë".

Pra, Albin Kurti në vitin 2018 nga kjo foltore tha me këto paga sot qytetarët nuk kanë mundësi të hanë një shujtë peshk edhe pulë, e keni, shikoni në fjalimet e tij. Çka të bëjnë sot me pagën e sotme në vitin 2023, që ka qenë e njëjtë me vitin 2018? Lëre që s'mund të hanë as peshkun, as pulën, por s'mund as të mbijetojnë, as t'i kryejnë shpenzimet bazike, duhet zgjedhur çka të lihet anash: a të mos paguajnë rrymën një muaj, a të mos ngihen bukë një muaj, a të mos blihen librat për shkollë, edhe ato ua keni pamundësuar t'i marrin. Pra, krejt këto, të nderuar kolegë deputetë

të opozitës, mendoj që angazhimi ynë i përbashkët i madh duhet qenë që t'i shkurtohet jeta sa më shpejt kësaj qeverie.

Vendit i duhet një qeveri që e nxjerr prej sanksioneve, kemi ardhur në ditë ku i gëzohemi heqjes së sanksioneve. Pra, ne do të duhej gëzuar progresit në integrimet evropiane, jo heqjes së sanksioneve, pra në atë ditë kemi ardhur dhe sot kemi ardhur po ashtu në ditë ku në një formë ose tjetër ju e shihni se si na plasohet asociacioni dhe për çka është sot i angazhuar kryeministri i Republikës së Kosovës.

Të nderuar kolegë deputetë, çdo bashkëpunim që ne ua ofrojmë këtyre njerëzve, është e kotë. Sot ky koeficient me të cilin paguhet mjeku, polici, mësuesi, arsimtari, profesori, pra të gjitha kategoritë, ushtarët e FSK-së, zjarrfikësit, shërbyesit civilë janë të pamjaftueshme, njerëzit janë duke e parë çdo mundësi të ikin prej Kosovës, për një jetë më të mirë, për të ardhmen e fëmijëve të tyre.

Pra, ne në të gjitha mundësitë për 2 vjet e gjysmë si opozitë jemi munduar t'u ndihmojmë, në të gjitha format si opozitë, madje na kanë quajtur "opozitë e dobët", se s'po bëjmë sa duhet, s'e po bëjmë si këta. Na kanë quajtur të dobët sepse u kemi ndihmuar këtyre, i kemi votuar 52 marrëveshje ndërkombëtare. Cili është efekti i atyre 860 milionë euro sot në ekonominë e vendit tonë? A kanë me arritur të disbursohen të gjitha? Cili është efekti? Më herët ish-kryeministri Hoti e tha mbi 8 miliardë euro të shpenzuara për tri vite buxhetore? Cili është efekti? Cili është zhvillimi? Cilat janë projektet zhvillimore, të cilat ne po flasim? Pra, po hyjmë, edhe pak ditë kemi për të diskutuar vitin e fundit buxhetor të kësaj qeverie. Çka mund të nisin në vitin e fundit? Tre vjet të kësaj qeverie i jetuam, çka mund të nisë vitin e fundit, pos skemave sociale që besoj që do t'ua japë edhe një mbështetje të fuqishme t'i lëshojë edhe një herë nja 500-600 milionë euro skema sociale. Atë e pres, sepse ky nuk di ndryshe.

Ky i thoshte kryeministrit Thaçi se për këtë është i rëndësishëm ministri i Financave, sepse krejt çka di është të shpenzojë buxhetin. S'ka ministër të Zhvillimit Ekonomik, çka bën sot ky? Krejt në skema sociale, fatkeqësisht varfëro, varfëro, bëje të varur qytetarin sa më shumë prej qeverie, të presë a po ia lëshon 50 euro, a po ia lëshon 100 euro. Jo edukimin e gjeneratave të reja, jo mbështetjen, zhvillimin ekonomik. Pra, në anën tjetër, edhe fjala zhvillim ekonomik në këtë qeverisje, me këtë term qeverisjes në këtë periudhë është pothuajse inekzistente, sepse s'kemi folur asnjëherë për asnjë çështje të rëndësishme zhvillimore në asnjë fushë në këtë Kuvend.

Dhe, kur flasim për tema të ndjeshme, qysh ishte Policia, qysh janë sot të gjitha kategoritë që paguhen në bazë të këtij koeficienti, në këtë seancë që e ka thirrur Aleanca për Ardhmërinë e Kosovës, ikin, ikin, dezertojnë, se vërtet është zor të dalin dhe të flasin e të arsyetojnë qëndrimin e tyre karshi këtyre qytetarëve, sepse këta e dinë qysh jetohet sot në Kosovë, këta e dinë tendencën edhe debatin e njerëzve për ta lëshuar Kosovën, të ikin prej Kosovës sa më shumë.

Pra, unë edhe një herë po u bëj thirrje të gjithëve, nuk mundemi, jemi munduar tre vjet t'u ndihmojmë, t'u votojmë secilën iniciativë të rëndësishme në emër të qytetarëve të Republikës së Kosovës. Jeta ka degraduar shumë, telashet janë rritur shumë, problemet janë jashtëzakonisht të mëdha, të secilës kategori. Mbështetja e këtyre njerëzve do të thotë të bëhemi edhe ne pjesë e këtyre dështimeve të mëdha. Nuk mund të bëhemi me vetëdije pjesë e këtyre dështimeve, nuk mundemi. Duhet ardhur këtu në këtë sallë të debatohet me argumente dhe kundërargumente, mundemi me argumente, dil me argumente tua dhe trego pse polici që sot i merr 12 euro më pak se sa i ka marrë me pagën e kaluar, pse sot jeton më mirë, hajde dhe argumentoma!

Dil e fol në emër të qytetarëve, në emër të policëve, qysh sot polici që e merr rrogën më të vogël, profesori në universitet që e merr rrogën më të vogël se sa që e ka marrë më herët jeton sot më mirë? Ne e shohim inflacionin sa ka shkuar, shtrenjtimin e çmimeve, na flasim për të hyrat buxhetore, janë rritur të hyrat buxhetore. Ua kemi dëshmuar njëqind herë, qe po ua marr një produkt: nafta, benzina, janë dy produkte, të cilat kemi importuar në litra më pak, ndërsa kemi paguar, kemi inkasuar të hyra më shumë. Pse? Sepse janë rritur çmimet, është normale. Po a është zhvillim real në ekonominë tonë? Jo, sepse ka pasur shitje më pak, por të hyra ka pasur më shumë për shkak të rritjes së çmimeve, inkasim të të hyrave në buxhet ka pasur më shumë.

Ne do të vazhdojmë pa dyshim si Grup Parlamentar i Partisë Demokratike dhe çdo kund që të mundemi, do t'ia bllokojmë punën kësaj qeverie dhe do të bëjmë të pamundurën që vendin ta çojmë sa më shpejt në zgjedhje. Çdo angazhim i tyre, ju e shihni, në këtë formë qysh po ecet, ne në asnjë rrethanë nuk lejojmë dhe nuk duam të bëhemi pjesë e këtij dështimi të madh.

Mendoj që këtu njëzëri duhet të jemi të gjithë dhe sa më shpejt që të jetë e mundur, sa s'janë shkaktuar edhe dëme më të mëdha dhe sa s'jeni bërë dëshmitarë i dështimeve të tjera, më mirë vonë se kurrë. Atëherë, më mirë është tash të shkohet në zgjedhje se pas gjashtë muajve kur kanë për të na u rritur temat e dështimeve të mëdha që ne kemi për t'i diskutuar, por riparimet e tyre kanë për të na marrë kohë. Qysh do të na marrin kohë riparimet që duhet bërë në shumë çështje, në arsim e në shumë çështje të tjera.
Faleminderit!

KRYETARI: Kush flet në emër të Lidhjes Demokratike? Deputeti Besian Mustafa flet.

BESIAN MUSTAFA: Faleminderit, kryetar!
Të nderuar kolegë deputetë nga opozita dhe ata pak që kanë mbetur me guximin e tyre politik dhe njerëzor këtu nga pushteti.

Është fatkeqësi që sa herë që diskutojmë tema të rëndësishme që kërkojmë të debatojmë, pra rezolutat e Kuvendit të Kosovës i tregojnë ose i dërgojnë një mesazh të qartë Qeverisë për

vullnetin politik të deputetëve që përfaqësojnë qytetarët që i kanë votuar dhe, fatkeqësisht, partia në pushtet refuzon që edhe të diskutojë e të debatojë për këto tema të rëndësishme.

Patëm ne javën e kaluar një debat, ose tentativë për të debatuar e diskutuar, dhe për të nxjerrë një rezolutë për Policinë e Kosovës. Dështoi me mosvullnet të partisë në pushtet. Sot kemi këtë debat për koeficientin në sektorin publik dhe debatet e ardhshme, fatkeqësisht, siç po shohim, nga partia në pushtet do të vazhdojnë të mos kenë vullnet të paktën për të diskutuar, e aq më pak për të vepruar në këtë drejtim.

Në këto tre vjet të këtij pushteti, pra viti 2021 - 2022 dhe tash që jemi më 2023, në mënyrë kumulative inflacioni ka kaluar shifrën mbi 20%, inflacioni i përgjithshëm. Ndërsa, nëse analizojmë inflacionin tek produktet esenciale në shumicën e tyre ajo tejkalon edhe normën prej 100%.

Pra, inflacioni tek produktet ushqimore në këto tre vjet është mbi 100%, tek energjia mbi 100%, tek derivatet gati 100% shtrenjtim në këto tre vjetët e kaluara. Nëse flasim pastaj për punën, ose thënë ndryshe mospunën e Qeverisë, në këto tre vjet investimet kapitale, ose realizimi i tyre krahas buxhetit të planifikuar është minimal. Në secilin vit është keq e më keq realizimi i investimeve kapitale.

Për ata deputetë të pushtetit që nuk kuptojnë fort nga ekonomia, ua rikujtoj se investimet kapitale janë të vetmet projekte që gjenerojnë pastaj të hyra ekonomike për gjeneratat e ardhshme, sepse këto skema sociale që realizojnë çdo disa muaj, sa për t’u hedhur hi syve qytetarëve, ato mund t’ua zgjidhin një problem afatshkurtër financiar, ose të buxhetit familjar të tyre, por është vetëm zgjidhje afatshkurtër. Në rrafshin afatgjatë skemat sociale nuk ofrojnë zhvillim ekonomik, aq më pak të hyra ekonomike në të ardhmen, e edhe aq më pak zgjidhje të problemeve afatgjate ekonomike e zhvillimore të vendit.

Një qeveri që ka deklaruar se kanë arritur një zhvillim të pashembullt ekonomik, e këtë e them me shumë cinizëm, ose e vlerësoj me cinizëm deklaratën e tyre, këtë “zhvillim të hovshëm” ekonomik janë të pavullnetshëm që ta ndajnë pastaj me qytetarët e tyre, ose me shërbyesit civilë të tyre që, nëse është e vërtetë që kanë arritur që përmes projekteve të kësaj qeverie të kenë një zhvillim të pashembullt ekonomik, të mos harrojnë që këta shërbyes civilë janë ata që e kanë realizuar, e kanë ekzekutuar vizionin e programin e tyre.

Pra, të paktën do të duhej që të ndani këtë “zhvillim të hovshëm”, ose “të pashembullt” ekonomik me po këta zyrtarë që ua kanë ekzekutuar këtë vizion.

Në anën tjetër, inflacioni dhe mungesa e fuqisë punëtore tek sektori privat, e që po paralajmërohet nga vetë sektori privat, nga vetë fuqi punëtore, që do të përkeqësohet, ose pas

liberalizimit të vizave, krijon presion të shtuar te sektori publik. Një pjesë e mirë, pra kemi qindra e qindra shërbyes civilë që po largohen vullnetarisht nga shërbimi civil si rezultat i kushteve gjithnjë e më të dobëta e sidomos, krahasuar me sektorin privat, me të cilat ata po përballen sidomos me pagat e tyre të vogla, e që fatkeqësisht kjo Qeveri në mungesë vullneti për të debatuar u dërgon sinjal të qartë se nuk kanë vullnet t'ua rrisin këto paga, sepse nuk janë të interesuar as të diskutojnë për to, e aq më pak të ndërmarrin ndonjë veprim në këtë drejtim.

Pra, të gjithë shërbyesit civilë, pra i gjithë sektori publik, gjithnjë e më shumë e kanë të vështirë të menaxhojnë buxhetin gjithnjë e më të varfër familjar të familjeve të tyre, sidomos kur kihet parasysh, thashë edhe një herë, rritja e vazhdueshme e çmimeve mbi 100% në këto tre vjet te produktet esenciale, tek ushqimi, energjia dhe tek derivatet që janë të nevojshme për jetën e përditshme të secilës familje në Kosovë e fatkeqësisht, Qeveria nuk ka ndërmend as të lodhet për këta zyrtarë publikë se si ia dalin nga muaji në muaj.

Ua rikujtoj, zyrtarë publikë janë edhe policët e Kosovës, me të cilët mburremi vazhdimisht në këtë sallë të Kuvendit të Republikës së Kosovës. Nuk kalon seancë pa u mburrur me këta policë, por partia në pushtet nuk është e gatshme as të diskutojë mundësinë për t'ua rritur pagën, e aq më pak që t'ua rrisë pagën.

Po ashtu, këtu hyjnë edhe ushtarët e Republikës së Kosovës, me të cilët mburremi çdo ditë në seancat e Kuvendit të Republikës së Kosovës, e partia në pushtet nuk dëshiron as të diskutojë në këtë Kuvend për mundësinë për t'u rritur pagën, e lëre më t'ua rrisë pagën.

Flasim edhe për mësuesit, flasim për doktorët, flasim për të gjithë zyrtarët publikë, që fatkeqësisht kjo Qeveri, ky pushtet nuk ka vullnet të diskutojë, as të diskutojë, për mundësinë për t'ua rritur pagën.

Kur filluan problemet ekonomike dhe rritja e çmimeve të produkteve esenciale në ushqim, energji dhe derivate qysh në vitin 2021 e më 2022, Lidhja Demokratike e Kosovës i pati dhënë kësaj partie disa propozime, ndër to më të rëndësishmet kanë qenë largimi i akcizës dhe i TVSH-së në këto produkte esenciale, pra në ushqim, derivate dhe energji. Fatkeqësisht, kjo parti nuk i mori parasysh këto propozime. Vendosi të ndjekë një rrugë përmes ligjeve, të cilat i dërguam në Gjykatë Kushtetuese. Disa prej tyre janë kthyer nga Gjykata Kushtetuese si antikushtetuese, për të tjerat po presim përgjigje.

Pra, në vend se të pranojmë sugjerime nga parti që kanë ekonomistë të zotët dhe ato sugjerime t'i kthejmë në politikë dhe t'i zbatojmë për të lehtësuar barrën inflacionare qytetarëve të Kosovës, kanë vendosur që të ndjekin rrugë antikushtetuese, kinse e them në thonjëza "për të zgjidhur problemet e qytetarëve", por kjo fatkeqësisht shihet që nuk po ndodh.

Kthehem edhe një herë në një përmbledhje të shkurtër. Me këto probleme të rritjes së çmimeve, me ekonominë e Republikës së Kosovës gjithnjë e më e varfër dhe kur nuk shihet se do të ketë zhvillim të vazhdueshëm ekonomik, zgjidhja më e vogël që do të duhej të bënte dhe që t'u ofronte qytetarëve të Kosovës e zyrtarëve publikë të këtij shteti kjo Qeveri do të ishte një ngritje e koeficientit, që ata të mund të përballonin edhe rritjen e çmimeve, edhe moszhvillimin ekonomik që po vjen.

Fatkeqësisht, Qeveria nuk është e gatshme dhe deputetët e tyre, shumica dërrmuese e deputetëve të tyre, nuk janë të gatshëm as të diskutojnë e të debatojmë për këtë qasje, pra për të rritur pagën e zyrtarëve publikë, e aq më pak për të realizuar një rritje të tillë. Është e tmerrshme, është fatkeqësi, që partia në pushtet nuk dëshiron as të diskutojë e debatojë e lëre më të punojë.
Faleminderit!

*(Drejtimin e mbledhjes e merr nënkryetarja e Kuvendit, znj. Saranda Bogujevci.)*

KRYESUESJA: Në emër të Aleancës për Ardhmërinë e Kosovës fjalën e ka Pal Lekaj.

PAL LEKAJ: E nderuar kryesuese e seancës,
Të nderuar kolegë deputetë,
Media,
Qytetarë të Republikës së Kosovës,
Sot kemi thirrur një debat, ku do të debatohet për të drejtën e institucioneve të shtetit të Kosovës për punonjësit publikë, të cilët janë imazhi dhe baza e funksionimit të të gjitha proceseve të vendit.

Ne jemi dëshmitarë që para disa muajsh këtu në Kuvend kishim Ligjin e pagave, ku me vetëdije kjo Qeveri dhe kjo shumicë parlamentare e gjymtuan këtë ligj. Kjo erdhi si rrjedhojë, ku duke shfrytëzuar të drejtën e numrave, pushteti me inate e tendenca politike nuk mori për konsideratë idetë dhe propozimet e partive opozitare, si AAK, PDK e LDK, ndonëse ishin shumë të qëlluara dhe të nevojshme.

Kështu Ligji i pagave me të vërtetë u bë realitet, por mbetën të dëmtuara financiarisht kategoritë vitale të shtetit, si policët, personeli shëndetësor, mësimdhënësit, ushtria, zjarrfikësit, punëtorët e administratës, zyrtarët publikë dhe të gjitha kategoritë e tjera, që interferohen nga ky ligj. Dhe, kjo dëshmoi që ndonëse i keni numrat, politikëbërja juaj nuk po arrin t'i përmbushë kërkesat dhe nevojat e qytetarëve të Kosovës.

Tani ne mund të ngremë pyetje duke thënë, se nëse vërtet ngritët koeficienti i pagave në 129 euro, a do të ketë impakt institucional e shoqëror? Ne si Aleancë për Ardhmërinë e Kosovës themi po, sepse që nga fillimi besojmë dhe qëndrojmë prapa idesë, që koeficienti 129 euro do të

rregullonte dhe të stabilizonte shumë sektorin publik në shumë dimensione, pasi që do të mënjanonte problemet e shfaqura dhe serioze, të cilat qëndrojnë tani e sa kohë.

Tani, unë po arsyetoj çka mund të sjellë vota jonë si deputetë, nëse bëjmë realitet rregullimin e Ligjit të pagave, specifikisht koeficientin e pagave?

E para, ne me ngritjen e koeficientit në 129 euro do të ndalim trendin e ikjes së mjekëve e profesionistëve shëndetësorë, pa të cilët Kosova është e varfër dhe pa ta nuk bën. Pra, ka ardhur koha të vlerësohen e nderohen me paga të dinjitetshme e benefite të tjera ata që kujdesen për shëndetin e popullit tonë.

E dyta, më thoni a ka koeficient në botë që peshon vlerën e heronjve tanë, policëve të Kosovës, institucionit më të përgatitur në rajon, që kujdeset 24 orë në 7 ditë për sigurinë e qytetarëve dhe mbrojtjen e sovranitetit shtetëror. Ata e kanë dëshmuar. Prandaj nuk ka turp më të madh për ne, nëse nuk e ngremë dorën për vëllezërit tanë policë, që e japin edhe jetën për atdhe. Ata meritojnë paga të dinjitetshme dhe trajtim adekuat nga institucionet.

E treta, a e meritojnë koeficientin 129 euro personeli arsimor, të cilët e kanë në dorë të ardhmen e shtetit tonë, e kanë në dorë arsimin dhe edukimin e fëmijëve tanë, breza të cilat do të udhëheqin shtetin kur ne nuk do të jemi dhe se shteti i Kosovës a do të jetë i fortë apo i dobët, do të varet nga puna dhe angazhimet e mësimdhënësve tanë.

Prandaj, nuk duhet të gabojmë me këtë sektor dhe duhet t'u japim mbështetje mësimdhënësve të të gjitha niveleve, nëse dëshirojmë cilësi, edukim dhe suksese të nxënësve tanë.

E katërta, a pajtoheni që vlera 129 euro e koeficientit do të ishte një motivim për angazhimin e suksesshëm të Ushtrisë së Kosovës, ushtrinë nën emblemën e Kosovës, për të cilën kemi ëndërruar e sakrifikuar shumë në dekada. Është fat që kemi ushtrinë e nivelit evropian dhe ndërkombëtar, super të përgatitur e profesioniste për të mbrojtur ligjin dhe zbatuar detyrat e tyre. Në këtë kuptim, të gjithë besojmë, jemi të mendimit që një pagë e mirë dhe e dinjitetshme do të thoshte shumë për ta dhe për betimin që e bënë para flamurit të shtetit tonë.

E pesta, nëse dëshirojmë që të matim se çfarë niveli të shtetit kemi duhet të shikojmë administratën e shtetit, ku hyjnë administrata dhe shërbyesit civilë, të cilët punojnë në shërbim të të gjithë qytetarëve pa dallim. Një koeficient i ngritur besoni që do të rriste vigjilencën dhe efikasitetin e punës nëpër komuna, ministri, agjenci, gjykata dhe të gjitha institucionet e tjera qendrore e lokale.

Qytetarët kanë nevojë për shërbime cilësore dhe të shpejta, prandaj të intervenojmë me ngritjen e koeficientit.

E gjashta, në aspektin ekonomik të gjithë e dimë që në bazë të matjeve vendore dhe ndërkombëtare u dëshmua që aftësia blerëse e punëtorëve që paguhen nga buxheti ka rënë, sepse në njërën anë kishim një inflacion të ngritur dhe, në anën tjetër kishim një Qeveri, e cila qe tre vjet përveç pagave të vogla nuk ka arritur as t'i plotësojë vendet e reja të punës, që i ka rreth 7225 vende të parapara me Ligjin e Buxhetit.

Mbi të gjitha, të mos harrojmë që këta 80 mijë punonjës të shtetit kanë familje dhe duhet të marrin përsipër barrën dhe mbijetesën e familjeve.

E shtata, ne e dimë që ky kurs i kësaj Qeverie këto e shumë kategori të tjera, fillimisht i la jashtë dore dhe pastaj me një koeficient qesharak me vlerë 105 euro u krijoi pakënaqësi, pasi nga mungesat e kushteve për ekzistencë të gjithë këta punonjës çdo ditë e më shumë po e lëshojnë vendin e punës, duke synuar Perëndimin si mundësi të mirë e shpresë për të ardhmen.

Prandaj, të nderuar kolegë deputetë, këto të dhëna dhe fakte janë shqetësuese dhe problematike për institucionet dhe qytetarët e Kosovës, apo edhe për vetë të ardhmen e vendit tonë.

Dhe, meqë jemi në këtë pikë, unë ju lutem që të bëhemi bashkë, pa bindje e dallime politike, më e rëndësishmja të mos harrojmë që para vetes nuk kemi kohë për të humbur dhe vendi ka nevojë për zgjidhje emergjente, e cila është që të rregullojmë statutin e tyre, duke ndryshuar e ngritur koeficientin, duke krijuar paga të dinjitetshme dhe meritore për këta 80 mijë punonjës publikë, të cilët janë e tashmja dhe e ardhmja e funksionimit të vendit tonë.

Ajo që dua ta theksoj, meqë i bëra ftesë edhe mazhorancës që të vijnë këtu në Kuvend, por po e shoh që ata injorojnë çdo kërkesë të opozitës, mendoj që ka ardhur koha që me të vërtetë vendi të shkojë në zgjedhje dhe lus edhe opozitën, që ne e kemi një mocion për mosbesim të kësaj Qeverie. Mënyrë tjetër nuk kemi për ta rrëzuar këtë Qeveri, që t'i jepni nënshkrimet dhe vendin ta çojmë në zgjedhje. Faleminderit!

KRYESUESJA: Vazhdojmë me deputetët e paraqitur sipas radhës. Nga Lëvizja Vetëvendosje është Eman Rrahmani me kartelë të Fitim Ukës.

EMAN RRAHMANI: Faleminderit, nënkryetare!
Thënë të drejtën, është një situatë jashtëzakonisht e papranueshme për të gjithë. Kjo që është duke ndodhur në përgjithësi në vendin tonë, e në veçanti në Kuvend, nuk ka asnjë kuptim, as bojkotimi, ose mosvotimi i marrëveshjeve ndërkombëtare që po bëhet prej opozitës, mirëpo asnjë kuptim nuk ka as bojkotimi që bëhet i seancave të thirrura nga opozita për të diskutuar për çështje të tjera.

Fatkeqësisht, ajo që po shihet këtu është më shumë tendenca e polarizimit dhe vënies në grackë qoftë të pozitës, qoftë të opozitës, për t'u dëmtuar më shumë politikisht, sesa për të pasur hallin edhe të kujdesit ndaj vendit.

Nëse janë kaq të rëndësishme të gjitha këto, unë besoj që... Mua s'më habit fakti, duke parë edhe rastin, ose gjendjen, përballjet e kundërshtimet që po bëhen me rastin e dialogut. Nëse aty nuk po arrijmë të gjejmë një bashkëpunim, një koordinim, pozitë e opozitë, të gjithë, e sidomos në fazën në të cilën kemi hyrë, në fazën më vendimtare për vendin tonë, këto çështjet e tjera besoj se janë shumë më të kuptueshme për secilin për të mos pasur pajtime.

Mirëpo, besoj që është mirë që t'i thërrasim mendjes të gjithë, edhe opozita, edhe pozita. E dëgjova më herët kryetarin e Grupit Parlamentar të PDK-së, "do t'ua bllokojmë marrëveshjet...". Ato janë marrëveshje të Republikës së Kosovës, nuk janë marrëveshje as të Qeverisë, as të Kuvendit. Nëse marrëveshja është e dëmshme për vendin, duhet të kundërshtohet, duhet të votohet kundër, mirëpo do ta bllokojmë derisa të rrëzohet, kush humb aty? Aty humbasin vetëm qytetarët, edhe aty, edhe në këto, se bojkotimin e seancave mendoj që është duke u krijuar një praktikë shumë e rrezikshme për vendin dhe e cila në fakt, për qëllim ka më shumë në njëfarë mënyre fajësimin e subjekteve politike sesa ndryshimin e gjendjes reale.

Sa i përket koeficientit të pagave, unë besoj që tash jemi, do të thotë çështje jave është kur vjen Ligji për Buxhetin dhe aty e kemi mundësinë secili, qoftë me amendamente, qoftë me diskutime, qoftë me të gjitha këto. Nuk jam kundër diskutimeve për këtë çështje. Kam ngritur shumë herë, kam ngritur edhe në seanca edhe jashtë diskutimeve, kur ka qenë vetëm për Buxhetin. Koeficienti i pagave është i ulët, ai duhet të rishikohet, ai duhet të rritet, për shkak se njerëzit kanë filluar të largohen prej institucioneve publike. Njerëzit që kanë përvojë të gjatë, janë profesionistë, po gjejnë mundësi shumë më të mira sesa të angazhohen në institucione publike.

Kam kërkuar që të rritet paga minimale, për shkak se nuk mund dhe nuk duhet të kemi një nivel të tillë të pagës, kur të gjitha vendet e rajonit e kanë minimumin e dyfishit të pagës minimale sa e ka Kosova. Ka shumë çështje në të cilat mund të angazhohemi, mirëpo unë çfarë po shoh, iniciativat po janë më shumë të vendosë në njëfarë mënyre para aktit të kryer qoftë qeverisjen, qoftë edhe vendimet e vetë neve si pozitë ndaj opozitës.

Nëse s'e kemi qëllim përmirësimin e gjendjes reale të njerëzve, do të vazhdojmë me polarizime të tilla, akuza të tilla, pa ndryshim të gjendjes reale. Për mosvotim të marrëveshjes unë besoj që, në fund të fundit, secili do të jemi përgjegjës për votën tonë, por edhe për vendimet e tjera, qoftë ato për, kundër, apo sido që votojmë.

Ajo çfarë unë krejt në fund kisha dashur t' ju bëj thirrje është që të angazhohemi, ta gjejmë një unitet. Unë e di që kjo përgjegjësi i takon më shumë pozitës për të krijuar bashkëpunimin dhe

unitetin në mes vetes dhe t'i ecim edhe marrëveshjet ndërkombëtare përpara, por edhe proceset e tjera, e sidomos tek çështja e dialogut, ku besoj se jemi duke hyrë në një fazë jashtëzakonisht të rëndësishme dhe vendimtare për Kosovën, e besoj që do të mbesim qoftë për të mirë, qoftë për të keq në histori secili që jemi këtu si përfaqësues të qytetarëve.

Andaj, të mos mundohemi të përfitojmë për shkak edhe të gabimeve të të tjerëve e ta dëmtojmë Kosovën. Ka gabime dhe mendoj se ato duhet të përmirësohen bashkërisht prej të gjithë neve dhe të ruhet Kosova dhe të ruhet sovraniteti e integriteti i vendit tonë. Ashtu qysh më 24 shtator ishim të gjithë bashkë në mbështetje të policisë, të institucioneve të Kosovës, mendoj që duhet t'i thërrasim mendjes secili këtu që jemi, që ta përfundojmë këtë qasje, sepse me këtë qasje nuk do të ketë as rrëzim të Qeverisë e as ndryshim të gjendjes. Është shumë e rëndësishme, sepse nesër secili, kudo që shkojmë, qoftë në prezantime që bëjmë para qytetarëve, do të na pyesin për punën që kemi bërë, e jo për mospunën apo pengesat që i kemi bërë.

Po e them edhe një herë, e di që kjo përgjegjësi i takon shumë më shumë pozitës, sesa opozitës, për shkak se edhe janë numrat, edhe është pushteti pozita që e ka, mirëpo roli dhe rëndësia e secilit deputet këtu nuk është më e vogël se atyre që janë pozitë.

Andaj, besoj që kjo seancë, ose të këtilla seanca, nuk duhet t'i kemi ku e bojkotojmë njëri-tjetrin, mirëpo gjithë ato kundërshtime e mospajtime që i kemi, mund t'i themi dhe t'i deklarojmë këtu.

Ne e dimë që rezolutat nuk e ndryshojnë gjendjen reale, e japin një opinion të Kuvendit. Është i rëndësishëm diskutimi, mund të vijmë në bazë të këtyre rezolutave te amendamente shumë më të mira edhe të përbashkëta, por që besoj se të gjitha këto do të duhet të jenë në koordinim e në bashkëpunim me secilin prej neve.

Unë qëllimisht nuk u largova për të qëndruar këtu që të jap një mesazh, se nuk duhet të bojkotohen seancat nga kushdo që thirren. Në qoftë se kemi kundërshtime, duhet të kundërshtohet dhe të diskutohet këtu në Kuvend, për shkak se nuk besoj që kontribuojmë asnjëri, as opozita me bllokimin e marrëveshjeve ndërkombëtare, e as pozita me bojkotimin e seancave të thirrura nga opozita.

KRYESUESJA: Tani në radhë është deputetja Blerta Deliu-Kodra. Mirë. Deputeti Abelard Tahiri, replikë me deputetin Eman Rrahmani.

ABELARD TAHIRI: Faleminderit!
Unë po ia përkujtoj Emanit, që si Grup Parlamentar i Partisë Demokratike i kemi votuar 52 marrëveshje. I kemi dhënë qasje kësaj Qeverie në 860 milionë euro, për hir të qytetarëve, e jo për emrat e këtyre që janë veç e veç, qofshin ministra, qoftë kryeministri.

Në anën tjetër, i kemi miratuar më shumë se 80% të të gjitha iniciativave ligjore të kësaj Qeverie për dy vjet e gjysmë. Cila është gjendja sot? A mendojmë që duhet dhënë qasje kësaj Qeverie edhe në 300 milionë euro shtesë për ta rritur borxhin publik në emër të qytetarëve e të vazhdojë dështimet? Pra, ne nuk mund të bëhemi pjesë e një dështimi me vetëdije. I kemi dhënë qasje në 800 milionë euro në 52 marrëveshje. Është rritur borxhi publik, është borxh publik, do të vazhdojnë ta paguajnë gjeneratat e reja, s'po t'i fal kurrkush ato mjete. Tash janë edhe 300 milionë euro të tjera.

Pra, të shkojnë në rreth 1,1 miliard euro të hyrat nga marrëveshjet ndërkombëtare borxh publik dhe të vazhdohet me e njëjtë, me qeverisjen e njëjtë dhe me dështimet e njëjta. Pra, unë prapë po them, nuk mund të bëhemi me vetëdije pjesë e këtij dështimi, sepse nëse i dhamë qasje edhe në treqind milionë dhe e rrisim borxhin publik që do të paguajnë gjeneratat që vijnë pas nesh, është gabim. Duhet të vijë një qeveri e re, që e thashë më herët që e nxjerr së pari vendin prej sanksioneve, që është e përgjegjshme dhe që arrin të disbursojë edhe ato mjete që s'kanë arritur ende nga marrëveshjet që i kemi votuar deri sot. Faleminderit!

KRYESUESJA: Kundër-replikë! Regjia, ia mundësoni fjalën deputetit Eman Rrahmani me kartelë të Fitim Ukës.

EMAN RRAHMANI: Faleminderit, nënkryetare!
Nuk dua ta zgjas shumë, por ajo çka unë thashë është që nuk je duke e bllokuar Qeverinë me mosvotimin e marrëveshjeve ndërkombëtare, për shkak që punën ajo do të vazhdojë ta bëjë ashtu siç është duke e bërë.

Ajo çka është shumë e rëndësishme është që këto marrëveshje të kalohen dhe për mosrealizimin e tyre duhet të marrim përgjegjësinë për secilin pozicion pas përfundimit të Qeverisë të cilën e ka dhe të cilin ia ka dhënë mandatin qytetari. Atëherë do ta marrë vlerësimin për secilën punë që e ka bërë, secilën marrëveshje të nënshkruar të paimplementuar, ashtu siç e ka dhënë vlerësimin qytetari për qeverisjet e kaluara. Edhe për këtë qeverisje do ta japë verdiktin e saj në bazë të punës dhe veprave të cilat i ka bërë. Nuk mund më me premtime për shkak që e kemi dëshmi qeverisjen e cila është bërë për katër vite, kështu që marrëveshjet nuk duhet të jenë pengesë e krijimit të një situate të tillë. Sidomos, e tash ka shumë ndërlidhmëri me çështjen.

KRYESUESJA: Vazhdojmë me deputetët në radhë. Ishte Blerta Deliu-Kodra.

BLERTA DELIU-KODRA: Faleminderit, zonja nënkryetare!
Të nderuar kolegë deputetë,
Qytetarë të Republikës së Kosovës,
I nderuar deputet Rrahmani,

Meqë i përmende amendamentet ndoshta është mirë të rrish e të dëgjosh, meqë ke mbetur njëri prej deputetëve të vetëm të shumicës parlamentare. Të dëgjova me vëmendje z. Rrahmani dhe e përmende buxhetin, amendamentet, mënyrën se si opozita duhet të bëjë amendamente edhe për koeficient, edhe për paga, sikur të mos ishe pjesë e një shumice parlamentare që kurrë asnjë amendament të opozitës nuk e ka votuar.

Keni parasysh, është hera e pestë a e gjashtë që po bëhet përpjekje të bëhet një komision hetimor për rezervat. Kjo shumicë që sot i ka lënë në lloç sot qytetarët dhe që e ka lënë zbrazët e bosh këtë Kuvend. Kjo shumicë parlamentare po do të bllokojë çdo pore të kësaj shoqërie, duke i mashtruar e duke vepruar në dëm të interesave të atyre që sot ju kanë sjellë në këto ulëse. Po e them është për keqardhje të shohësh sot një Kuvend të Republikës me këta përfaqësues që i kanë braktisur njerëzit e mirë të këtij vendi dhe sa herë që ka nevojë të diskutohet për tema e probleme të tyre reale, këta që kanë marrë vota më së shumti vendosin të ikin dhe t'i lënë në lloç qytetarët e Republikës së Kosovës.

A e dini çka ka thënë Kryeministri me sistemin e ri të pagave, çka ka deklaruar ai në shkurt të këtij viti? Ka thënë që do të ketë barazi, ndershmëri në mes shumë kategorive dhe mbështetje për kategoritë jetike, i ka përmendur mjekët, arsimtarët, policët dhe ushtarakët.

Të nderuar kolegë deputetë,
A dini të më tregoni se si gjenden e jetojnë sot këto kategori për të cilat ka folur Kryeministri kur është caktuar koeficienti në vlerë 105 euro. Ta keni parasysh se në dy vitet e fundit janë larguar rreth njëqind mijë qytetarë prej Kosovës. Kjo para së gjithash tregon për shpresën e madhe që ka sjellë kjo Qeveri, për perspektivën e qartë që u ka krijuar të rinjve e të rejave të vendit.

Të dashur kolegë,
Të nderuar zyrtarë qeveritarë që s'jeni këtu,
Siç e keni parë, asnjëherë më shumë se këto dy vite nuk e kanë lëshuar Kosovën edhe profesionistët e fushave. Lajmet fatkeqësisht janë të përditshme. Dhjetëra policë po e lënë punën për të ikur nga vendi, pikërisht për shkak të ulëta e çmimeve të larta. Dhjetëra ushtarë po e lënë ushtrinë e po ikin prej vendit, edhe ata për shkak të pagave të ulëta e çmimeve të larta. Qindra profesionistë shëndetësorë, mjekë e infermierë sot preokupim kryesor e kanë të mësojnë gjuhën gjermane për të ikur e për ta lëshuar vendin e vet, prapë janë shkaktarë pagat e ulëta e çmimet e larta.

Qindra mësues, arsimtarë, ndërtimtarë e profesionistë të të gjitha fushave sot po e presin 1 janarin e vitit të ardhshëm për ta lëshuar Kosovën. Kjo ikje e ka prekur secilin prej nesh dhe natyrisht unë do ta pyesja sot Kryeministri ku është barazia e ndershmëria për të cilën të cilën ai ka folur dhe i ka mashtruar qytetarët e Kosovës? Për cilën barazi e ndershmëri po flet ai që është mësuar të jetojë vetëm në situata të tensionit të krizave e i ka lënë qytetarët e Kosovës pa

shpresë. Sot është fatkeqësi që qytetarët e Kosovës janë më të braktisur se kurrë, jetojnë më keq se kurrë, vjen në një inflacion të lartë e me paga të cilat ka vendosur kjo Qeveri që ta bëjë një ligj. Ata nuk mbërrijnë as t'i përmbushin shpenzimet e tyre kryesore.

Ne sot secili e dimë sa kushton një shportë me produktet bazë. Secili prej nesh shkojmë në market dhe e shohim sa blihet sot në Kosovë e në anën tjetër e kemi një Qeveri që krekoset e vazhdon të flasë për rritje ekonomike e për zhvillim. Kjo natyrisht që është për keqardhje. Duhet të thuhet që ky koeficient e ka thelluar pabarazinë në mes të 82 mijë zyrtarëve publikë të cilët sot shpresën e vet e kanë mbarimin e këtij viti e paketimin e tyre për në shtetet e ndryshme të Bashkimit Evropian, me shpresë se sadopak do të arrijnë të kenë një mirëqenie më të mirë për familjet, për fëmijët e tyre dhe për zhvillim në karrierën e tyre.

Nëse i kthehemi aferës 'Zdravo', e cila e ka shpërfaqur në fakt bashkëpunimin e fshehtë të Lëvizjes Vetëvendosje me Listën serbe dhe Radojçiqin, ne e kemi parë që e njëjta Qeveri që sot mungon, e njëjta shumicë kanë qenë kundër veteranëve, kanë qenë kundër tërheqjes së Trustit dhe natyrisht kanë negociuar edhe për zgjedhjen e gjyqtarëve në Gjykatën Kushtetuese.

Një Kosovë e cila sot është në sanksione të plota nga partnerët tanë ndërkombëtarë, për cilat marrëveshje ndërkombëtare ne sot mund të flasim, të nderuar kolegë deputetë? Për një Qeveri e cila e ka izoluar Kosovën? Për një Qeveri e cila e ka izoluar Kosovën? Për një Qeveri e cila e ka cenuar deri në atë masë partneritetin me aleatët tanë dhe e ka cenuar bashkëpunimin edhe me shtetin amë edhe me të gjitha shtetet tona përreth e i ka varfëruar e po e varfëron qytetarin e Kosovës? Po i përmendim ne marrëveshjet ndërkombëtare prej atyre që sot ikin dhe i kanë në mëshirën e fatit ata votues që i kanë mashtruar. Sot ndjej keqardhje për secilin prej tyre që është mashtruar deri në atë masë që sot mezi po i mban fëmijët e familjen vet.

Prandaj, për çka do të shquhet kjo Qeveri përveçse për mashtrim, për manipulim, për demagogji e hipokrizi? Këtu kemi diskutuar bashkë para një kohe për shtesat për policët. Të njëjtin fat për shtesat e rrezikshmërisë ndaj policëve. Të njëjtin fat sot e kanë mjekët të cilët paguhen dyqind euro më pak, të cilët nuk paguhen për kujdestari, teknikët, infermierët. Të njëjtin fat e kanë zjarrfikësit, të cilët sot jetojnë shumë më keq sesa në kohën kur është bërë ky koeficient i kësaj Qeverie me idenë e ndershmërisë e barazisë e atyre batutave, për të cilat tashmë e njohim shumë mirë Kryeministrin.

Sot profesori universitar paguhet padinjitetshëm. Sot i kemi një pjesë të madhe të profesorëve universitarë të cilët paguhen në mënyrën më të padinjitetshme të mundshme, për shkak të një Qeverie, të një pushteti që i ka braktisur ata. Natyrisht, ne i kemi studentët që e braktisin Kosovën, studentët të cilët nuk shohin perspektivë për t'u punësuar në administratën e shtetit, sepse këtë administratë të shtetit e ka ngulfatur ky Kryeministër e kjo Qeveri.

Të nderuar kolegë,
Të mos flasim për sektorin privat. A e dini sot si jetojnë një pjesë e madhe e sektorit privat, të cilët sot janë lënë në mëshirë të fatit. Po e them sektori publik e ka bllokuar në tërësi, e ka hequr dorë totalisht nga sektori privat dhe sot ne shohim shifra të skajshme të atyre që pra duan të mos e krijojnë të ardhmen në Kosovë.

Hajde po u referohemi vetëm ankesave që i kemi marrë për këtë koeficient të kësaj Qeverie të thirrur për ndershmëri. Vetëm nëse e shohim Avokatin e Popullit, janë 104 ankesa që janë deponuar nga po këto kategori të cilat kanë pasur shqetësim për jetesën e tyre, për standardin, për inflacionin e lartë dhe për mënyrën se si ata do të jetojnë në Kosovë. Shihni sot statistikat e Qeverisë, shihni sot statistikat e Kryeministrit të Kosovës, i cili rrjetet e tij sociale i ka të mbushura me propagandë, me statistika manipulative e në anën tjetër i është kthyer prioritetit të tij të fundit, dialogut. E ka braktisur vullnetin e atyre të cilët kanë bërë që ky pushtet ta fitojë pesëdhjetë përqindëshin. Sot s'ka më turp se të shohësh këtë shumicë të ulëseve të këtij Kuvendi të zbrazët.

Mua më vjen keq prej atyre deputetëve që sot kanë hequr dorë nga përfaqësimi i qytetarëve që sot janë varfëruar, jetojnë keq, janë në izolim, janë në mjerim të plotë dhe natyrisht i kanë çuar duart nga një Qeveri e cila e ka braktisur fatin e secilit qytetar. Sot, krejt çka ka propaganduar ndër vite, sot e shohim që është në plotëni i orientuar që të manipulojë e të mashtrojë opinionin publik edhe me zhvillimet e fundit të cilat do t'i kemi së shpejti në Bruksel. Faleminderit!

KRYESUESJA: Deputeti Eman Rrahmani ka kërkuar replikë.

EMAN RRAHMANI: Faleminderit, nënkryetare!
Ajo që e thashë edhe në fillim është pikërisht kjo narrativa e krijimit të një gjendjeje jo të mirë e jo bashkëpunuese. Propozimet që u mbarështruan, mendoj që janë të dëshmuara edhe më herët. Në propozime u tha që nuk ka kaluar asnjëherë asnjë amendament i opozitës në asnjërin prej buxheteve. Mirëpo, është pikërisht një amendament i vetë deputetit, i cili ka kaluar gjatë kësaj qeverisjeje, e cila është mbështetur edhe në Komisionin për Buxhet, mirëpo edhe këtu në Kuvend. Mirëpo, duke qenë që ka edhe anëtarë të tjerë të Komisionit për Buxhet, e çdoherë kemi pasur edhe këtu në Kuvend konsideratën për secilin propozim i cili ka qenë i arsyeshëm, për shkak se këtu masandej është edhe përgjegjësia individuale e votës së secilit. Secili propozim i cili ka qenë dhe është vlerësuar edhe prej meje dhe prej shumë deputetëve si i dobishëm për vendin, është mbështetur pa marrë parasysh prek kujt ka ardhur apo cili deputet e ka propozuar. Kështu që edhe sot, edhe këtu po i them deputetes që sa herë që sjell amendamente, qoftë në Komision, qoftë këtu, të cilat e vlerësoj se janë të dobishme, unë do t'i mbështes, jo veç të kësaj deputeteje, mirëpo të secilit deputet në Kuvendin e Republikës së Kosovës.

KRYESUESJA: Kundër-replikë prapë Blerta Deliu-Kodra.

BLERTA DELIU-KODRA: Zoti Rrahmani, ndonëse prapë po e them ndaj vlerësimin që sot je i vetmi që e përfaqëson një shumicë parlamentare, amendamenti për të cilin sapo folët, në fakt ka qenë një çerdhe për Komunën e Skederajt, në mesin e 160 çerdheve të cilat Qeveria që udhëheq Albin Kurti i ka pasur propozim, e pjesë të programit të saj qeverisës, shiheni sot Kosovën sa çerdhe keni arritur t'i ndërtoni në raport me propozimet e mashtrimet që ua keni bërë qytetarëve të Republikës së Kosovës. Jo ju, por Kryeministri i Republikës së Kosovës i cili prapë po e them çdo ditë po bindemi që mashtrimet e tij kanë goditur e po godasin secilin segment të jetës së qytetarëve të Republikës së Kosovës.

Unë ndaj vlerësimin për angazhimin që sot të jeni zëri i shumicës, ndonëse po e them është për keqardhje barrikadimi, bllokada dhe qasja e kësaj shumice parlamentare që e ka humbur rrugën në oborr.

KRYESUESJA: Tani në radhë është deputetja Hykmete Bajrami.

HYKMETE BAJRAMI: Faleminderit nënkryetare e Kuvendit!
Të nderuar kolegë deputetë,
Të nderuar qytetarë,
Në fakt, kjo pamje të cilën e kemi në Kuvendin e Republikës së Kosovës aspak nuk është normale. Por, sikur gjërat të ishin mirë e mbarë, unë besoj që javën do ta fillonim me një seancë dje, ku Kryeministri do të raportonte para se të shkojë në Bruksel Kuvendit të Republikës së Kosovës se çfarë do të bisedojë dhe cilat janë dokumentat që ai ka marrë nga pesëshja dhe në fakt cili është qëndrimi i Republikës së Kosovës, sipas një rezolute të cilën ne bashkërisht me të e kemi nxjerrë kur kemi qenë në opozitë. D.m.th. ajo rezolutë e Kuvendit e ka obliguar Kryeministrin e Kosovës që të raportojë para dhe pas çdo raundi dialogues. Por ja ku jemi sot, po diskutojmë për çështje krejt të tjera.

Edhe një gjë tjetër neve na kujtohet të gjithëve. Këta kanë ardhur në pushtet duke thënë që dialogu nuk është aspak primar, e do të jetë pika e fundit. Çfarë pamë sot? Ne sot ditën nuk e filluam me seancën e jashtëzakonshme të kërkuar nga opozita për koeficientet, po e filluam me një seancë të zakonshme. Po besoj që të gjithë e patët rastin ta shihni se prezent patëm vetëm dy ministra. Në fakt, nëse ndalemi dhe e analizojmë se çka ka ndodhur gjatë këtyre tri viteve në mandat të Qeverisë së Lëvizjes Vetëvendosje, të shumicës absolute, 58 deputetë i kanë pasur në fillim, këta nuk janë marrë me asgjë tjetër veç me dialogun. A kanë pasur sukses në dialog? Po besoj të gjithë e dimë që në secilin aspekt kanë dështuar. D.m.th. u bë prioritet i parë dhe ky prioritet po dështon ditë pas dite, hap pas hapi, veprim pas veprimi.

Për të diskutuar për koeficientin e pagave, mua më vjen shumë keq sot që nuk janë shumica. Më vjen keq më së shumti prej qytetarëve të Republikës së Kosovës që në zgjedhjet e 14 shkurtit të

2021 çdo i dyti ka votuar, çdo i dyti i ka votuar, edhe ata që janë çdo i dyti edhe prej zyrtarëve të administratës publike.

Këta, kur po flasim ne për paga, po thonë që nuk kemi ardhur në pushtet duke premtuar rritje të pagave. Po këta nuk kanë ardhur në pushtet duke premtuar se do t'i ulin pagat. Po thonë kemi ardhur në pushtet duke premtuar punësim e drejtësi. Cila është drejtësia që na kanë ofruar dhe cili është punësimi dhe zhvillimi që na kanë ofruar? Ne mund të shkruajmë të gjithë në faqet tona nëpër rrjetet sociale, por faktet janë fakte, ato prodhohen sot, statistikat prodhohen prej institucioneve të Republikës së Kosovës. Nuk ka zhvillim, ka ngecje. Tremujori i tretë i këtij viti, rritjen ekonomike e ka pasur vetëm 2,02 për qind, më të ulëtën në dekadën e fundit, po gjithashtu më të ultën në rajon. Ka pasur ulje te eksporteve, ka pasur ngritje të importit, ka pasur rritje të çmimeve.

U përmend më herët edhe nga parafolësit, inflacioni në muajin shtator ka qenë 4,2 për qind. Inflacioni në muajin shtator të vitit të kaluar ka qenë 14,7 për qind. Çka nënkupton me kumulativ, nga 16,9 për qind i kemi çmimet më të shtrenjta se dy vite më herët. Kjo e ka rënduar shumë gjendjen ekonomike të qytetarëve të vendit. Sot rreth 83 mijë zyrtarë publikë që punojnë në institucione e kanë të vështirë t'i paguajnë të gjitha faturat dhe obligimet që i kanë brenda muajit. Ne nuk duhet ta matim standardin e qytetarëve me pagat që i kemi ne. Të vetmet kategori, edhe këtë duhet theksuar secili prej nesh, që Ligji i pagave i kësaj Qeverie ia ka rritur pagat, ka qenë kabineti qeveritar. Janë ngritur pagat e ministrave, zv.ministrave, këshilltarëve, të asistentëve e shoferëve. Asnjë kategorie tjetër nuk u është rritur çmimi.

Ky debat është tepër i nevojshëm, sepse meqenëse me Ligjin e pagave kemi ulje reale të pagave në disa kategori, për një vit ka qenë shtesa transitore. E çka nënkupton nëse Qeveria nuk reflekton ta rrisë koeficientin? Atëherë ne do të hyjmë realisht në uljen e pagave. D.m.th. deri më 31 dhjetor, ata zyrtarë publikë të cilët u është ulur paga sipas Ligjit të pagave, kanë pasur një shtesë tranzitore, ndërkohë që pas 31 dhjetorit nuk është as kjo shtesë dhe aty ata me 20 për qind inflacion do t'i kenë pagat më të ulëta.

Ne po e diskutojmë këtë çështje dhe e kemi përkrahur iniciativën për të diskutuar dhe kemi shpresuar shumë që edhe shumica po edhe Qeveria është dashur të vijë e të na tregojë se cilat janë planet sa i përket koeficientit dhe ngritjes së pagave në përgjithësi. E kemi pranuar të diskutojmë, për shkak se në buxhetin e Republikës së Kosovës ka resurse të mjaftueshme për të bërë lëvizje pozitive me koeficientin e pagave.

Të nderuar kolegë deputetë,
Më 30 shtator, në bilancin bankar të buxhetit të Kosovës kanë qenë 638 milionë euro. D.m.th. janë rreth 640 milionë euro që kjo Qeveri i mban të bllokuara. Derisa prej 900 milionë eurove të cilat janë të planifikuara për investime kapitale ka arritur t'i shpenzojë vetëm 263 milionë euro.

A e dini që të hyrat vetjake të komunave, Hekuran Murati i ka mbajtur të bllokuara deri në gusht të këtij viti. Kur t'i shpenzojnë komunat? Meqenëse, sipas logjikës së tyre, meqenëse niveli qendror nuk po ka sukses, ejani t'i bllokojmë edhe komunat, meqenëse shumica e tyre udhëhiqen prej opozitës. Tash shih logjikën e tyre. D.m.th. i mbajnë mjetet në kohë të inflacionit, në kohë të zhvillimit të ulët ekonomik këta i mbajnë mjetet të burgosura në bilancin bankar të cilave u humb vlera.

Këta duhet ta dinë që qytetarët e vendit paguajnë taksa dhe tatime me qëllim që ato t'i marrin në kthim, në projekte, në infrastrukturë, në shërbime, po qoftë edhe në paga nëse janë zyrtarë publikë. Ajo sot nuk po ndodh. Në fakt, kemi vetëm bllokada, kemi vetëm ngecje dhe nuk ka asnjë zhvillim ekonomik. A e dini që sipas raporteve financiare, qoftë atyre tremujore, gjashtëmujore, nëntëmujore, i vetmi zë buxhetor i cili shpenzohet qind për qind janë subvencionet. Këta nuk dinë asgjë tjetër.

Logjika e kësaj Qeverie është ta varfërojë popullin. Po këta po harrojnë që nuk mund dy milionë shqiptarë t'i fusësh në asistencë sociale, se mandej nuk ka kush paguan taksa dhe tatime. Sot raportin investime kapitale me subvencione e ke 17 me 42 për qind. Nuk ka zhvillim me një raport të tillë në favor të subvencioneve është. D.m.th. këta të vetmen gjë që dinë ta bëjnë është që të ulen si ministra, të marrin vendime, t'i krijojnë do lista, në shumicën e rasteve komplet politike dhe të shpërndajnë mjete. Këta dëshirojnë që me dorën e tyre t'u japin lëmoshë qytetarëve. Po qytetarët nuk janë duke e pranuar këtë.

Fatkeqësisht, ajo që po ndodhë, ata sot nuk janë edhe duke protestuar. Ata sot janë duke ikur sepse i kanë humbur shpresat te kjo Qeveri. është e vërtetë që keni ardhur në pushtet duke premtuar mrekulli dhe keni dështuar pothuajse në secilin sektor. Ne do të ishim të lumtur sikur sot dikush nga pozita të ishte prezentë këtu dhe të na fliste për ndonjë sukses të vetëm në ndonjë sektor të vetëm, sepse me të vërtetë nuk ka më asgjë.

Ja, meqenëse rezultatet mungojnë, e kemi edhe këtë pamje të Kuvendit të Republikës së Kosovës. Sot me të vërtetë, turpi duhet të jetë mbi ata, mbi ata 58 deputetë të cilët i morën votat dhe sot nuk e kanë guximin të përballen me opozitën që ata mendojnë që disi do të ishte mirë ta zhdukin fare. Unë besoj që kjo nuk varet prej tyre, kjo varet prej punës sonë dhe prej vullnetit të qytetarëve, të cilët në baza ditore po reflektojnë dhe po e dinë që në fakt, ajo se si kanë vepruar më 14 shkurt 2021 ka qenë një gabim i madh. Ju faleminderit!

KRYESUESJA: Tani në radhë është deputeti Shemsedin Dreshaj.

SHEMSEDIN DRESHAJ: Faleminderit zonja nënkryetare!
Të nderuar deputetë të opozitës,
Të nderuar media,

Qytetarë të Kosovës,
Një pamje e tillë e Kuvendit flet mjaft. A është qytetari në qendër të interesit të kësaj legjislature dhe të kësaj Qeverie? Sot do të duhej të flisnim për minatorët në grevë, për rrezikshmërinë e Policisë që 24 orë na mbrojnë në veri, për arsimtarët me gradë akademike, që u zvogëlohet rroga nga 1 janari. Sot do të duhej të flisnim për mësuesit, të cilët e kanë pagën e ulët. Sot do të duhej të flisnim se çka duhet të bëjmë që ta ndërpresim eksodin nga ky vend. Jo eksodin e punëtorëve të krahut, por eksodin e të arsimuarve, të të ngriturve. Eksodin e profesionistëve që me shumë mund i përgatisim për nevojat e qytetarëve të vendit.

Kisha pasur dëshirë që këtë muhabet dhe këtë bisede me juve ta bëj pak më ndryshe. Vetëm dua t'jua kujtoj që nëse dëshironi ta shkatërroni një vend, nuk keni nevojë ta bombardoni me bomba atomike, shkatërrojani arsimin, do të dalin mjekët të paaftë, do të dalin mësues të paaftë, do të dalin inxhinierë të paaftë, të cilët do ta shkatërrojnë vendin njëjtë sikurse ata të tjerët.

Nuk kthehet shpresa në këtë vend me masa ndëshkimore. Me paga të ulëta. Me sanksione. Shpresa e vendit kthehet nga një qeverisje e ndërgjegjshme, e cila ulet dhe i dëgjon hallet e qytetarëve të vendit dhe ballafaqohet me problemin e tyre duke u dalë në ndihmë.

Dua t'jua them dy fjalë të shkurtra të cilat ndërlidhen me kërkesën tonë për rritjen e koeficienti. Shumë prej jush i përmendet problemet dhe nevojën që koeficienti të jetë rreth 130 euro. Kjo kërkesë ka ekzistuar prej Aleancës, 129 euro prej fillimit dhe ka qenë ligjërisht dhe në mënyrë shkencore e dokumentar se pse është kjo.

Me veprime të këtilla, duke lëshuar seancat, duke bllokuar çdo iniciativë të opozitës nuk rikthehet shpresa. Fundja, dua t'ju them që atdheu ka shumë definicione, por një është e përbashkët; atdhe emërtohet vendi që ofron sigurinë materiale, sigurinë fizike dhe kënaqësinë shpirtërore.

Deputetë të mazhorancës dhe Qeveri aktuale,
Këto tri garanci ua keni hequr popullit. Uroj që sa më shpejtë të vetëdijesohemi, të veprojmë drejtë dhe të merremi me problemet që i ka vendi. Ju faleminderit!

KRYESUESJA: Tani në radhë është deputeti Haki Abazi.

HAKI ABAZI: Faleminderit, e nderuara nënkryetare!
Të nderuar deputetë,
Në fakt, në këtë moment të rëndësishëm për vendin tonë, kur të panjohurat janë shtuar, kemi kryeministrin në Bruksel, i cili diskuton për fatin e vendit në kauzat mbi të cilat ka ardhur në pushtet dhe një pozitës e cila realisht nuk guxon të rrijë ulur në Parlament.

Nuk ka paradoks më të madh në sistemin demokratik kur ke një kryeministër të zgjedhur nga ky Parlament, i cili diskuton për fatin e vendit, për çështjen më të rëndësishme për të cilën ka të vdekur e të vrarë nga ata që kanë refuzuar Asociacionin, Zajednicën, e si të doni mund ta përkufizoni, dhe në anën tjetër një pozitë e cila ka marrë shumicën nga qytetarët e vendit dhe nuk është në Kuvend.

Dhe, ta keni parasysh se për çfarë nuk është në Kuvend, sepse edhe kjo është shumë e rëndësishme. Është për një temë, ku rritja e koeficientit për të punësuarit publikë do të duhej të ishte politikë e majtë në fakt. Për një administratë e cila do të duhej të ishte përveçse e motivuar, profesionale në nivelin e duhur për t'u dhënë shërbime qytetarëve.

Nuk po flasim për rritjen e pagave në sektorin privat, që ndoshta do ta kisha kuptuar që kriptokomunistët nuk do ta kishin pasur shumë për qejf. Por, jemi duke folur për një administratë publike, e cila do të duhej patjetër të mbetej në vendin e vet të punës edhe në kohën e lëvizjeve të mëdha, kur priten e në vazhdimësi, për të mos shtuar shumë, si të themi, skepticizëm, priten lëvizje të njerëzve nga janari i vitit 2024.

Do të thotë, është paradoksale kjo taktikë e çmendur që ka adaptuar Lëvizja Vetëvendosje që ta sabotojë çdo debat të ngritur nga opozita, bazuar në nevojat e qytetarëve.

Tani, këtu mund të shtohen kureshtjet pse ndodh kjo punë. Dhe, sigurisht që kjo ka një mbështetje; dalin njerëzit në zgjedhje demokratike, ua japin votën deputetëve, dhe në fund këta deputetë nuk kanë absolutisht asgjë të bëjnë me vendimmarrje, sepse Dejona Mihali u tregon atyre kur duhet të vijnë në seancë edhe si duhet të sillen.

Do të thotë, një popull që për 100 vjet ka qenë i pushtuar prej serbëve, prej '89-tës ka hequr të zinjtë e ullirit për ta vendosur demokracinë këtu, ka lind heronj e heroina, vjen në përfundim të derivimit të demokracisë që Dejona Mihali të tregojë se kush duhet të jetë në seancë edhe kush nuk duhet të jetë në seancë. A e kuptoni se ku e keni sjell vendin, që Dejona Milahi i ka dy altoparlantë këtu ose tre, më falni! E ka Mimoza Kusarin, Armend Mujën edhe këtë djalin e Lipjanit që vjen këtu, edhe u tregon deputetëve se a është e rëndësishme të diskutohet a nuk është e rëndësishme të diskutohet çështja e ngritjes së koeficientit apo fati i policëve ose të tjerëve.

Në fakt, nëse mund ta bëj një digresion prej fjalimit tim të fundit, që e ka natyrën e njëjtë, e pashë që kryeministri nuk guxoi ta përqafojë vajzën e Astrit Deharit herën e fundit. Do të thotë, është bërë një përmirësim. Më fëmijët e atyre që janë vra për kauza nuk përqafohen për fotografi të publikut.

Duhet nisur me realitet të çelen sytë me gishtërinj. Nuk po mjafton më aspekti moral, parimor, principiel i të qenit njeri edhe të ketë sinqeritet në këtë vend. Duhet thënë troç, që këto forma të pista, të pasinqerta të konsiderimit se politika është një gjë e fëlliqur, duhet të përfundojnë.

Kështu që, më erdhi mirë, akti i fundit, në atë turneun futbollistik, kryeministri nuk guxoi ta përqafojë vajzën e Astrit Deharit. Kjo është një ecje tutje. Besoj që do të përsëritet edhe nga të tjerët.

Ama nuk u falë qytetari. Sado që mund të ketë popullizëm. Sado që milicia e Facebook-ut mund të punojnë. Sado që Albin Kurti mund të jetë gjenerali i ushtrisë së Facebook-ut, nuk mund përgjithmonë të shkojë në këtë formë që njerëzit të manipulohen nëpërmjet mediave sociale.

Duhet t'i kthehemi realitetit. Realiteti është që ky popull, e para, është i painformuar, e dyta, është i manipuluar dhe e treta është që njerëzit janë në pritje të ikjes, të largimit prej këtij vendi. Jo prej të mirave, sigurisht, jo prej të mirave. Është një ikje prej lojërave prej të cilave janë lodhur më. Janë lodhur edhe nga e kaluara, por janë lodhur edhe duke shpresuar këto tri vjetët e fundit që dikush do të vendosë një standard të ri të veprimit. Do ta vendosë një standard, i cili do t'ua kthejë jo vetëm shpresën, por edhe mundësinë që të rrinë e të jetojnë, të ndërtojnë familjen, ta bëjnë jetën si njerëz të qytetëruar në këtë vend.

Tani, një kohë këta të pozitës tentua që me zhurmë e me shantazhim ta ndalin debatin në Parlament. Nuk arritën. Tash ia kanë filluar që të dalin vetë prej këtu edhe të kthehen dhe të thonë që, ne aprovojmë. Natyrisht, me Duda Baljen do të aprovoni gjithçka. Të jeni të bindur, nëse mburrja juaj, arritja e kësaj demokracie është që do të manipuloni me grupet që i kanë 10 vende të rezervuara, vazhdoni, por kjo nuk është demokraci nuk është.

Kjo nuk është as përafërsisht plotësim i ndryshimit për të cilin keni folur. Kjo është njëfarë zvarritje e keqe e tentimit që t'u thuhet njerëzve që demokracia nuk funksionon, e autokracia më e mirë sesa demokracia.

Po, edhe këtë do ta shohin qytetarët. Fatkeqësia është që tri vjet kanë humbur. Tash do të mbërrimë në atë farë nivelin e debatit të një Asociacioni modern si familja moderne, të tentohet të shitet edhe njëherë diçka që nuk shitet. Nuk shitet. Nëse do le të jenë moderne, nëse edhe më moderne, edhe postmoderne, nuk shitet.

Kauza mbi të cilën ka ardhur në pushtet Albin Kurti ka qenë Zajednica edhe Asociacioni. Kauza mbi të cilën janë vrarë njerëz. Kauza mbi të cilën janë goditur institucionet ka qenë "kundër Asociacionit".

Tash kjo është hip se të vrava, zbrit se të vrava. Pas tre vjetëve vendi ku kemi mbërri, është të lihet bosh karrigia se s'ka çka t'u thotë tjetër në këtë Kuvend. Faleminderit!

KRYESUESJA: Me kërkesë të gupeve parlamentare do të shkojmë në pauzë deri në orën 15:30.

* * *

*Vazhdimi i mbledhjes, pas pauzës*
*Mbledhjen e drejton nënkryetarja e Kuvendit, znj. Saranda Bogujevci.*

KRYESUESJA: Atëherë, vazhdojmë me deputetët sipas radhës. Tani është Ganimete Musliu.

GANIMETE MUSLIU: Faleminderit, nënkryetare!
Ë dashur qytetarë të Republikës së Kosovës,
Nuk është hera e parë që sot kur po flasim e po diskutojmë për ngritje të koeficientit të pagave, Lëvizja Vetëvendosje e braktisë dhe e bojkoton sallën e Kuvendit.

E mbani mend, që edhe para një jave kur po diskutonim për kërkesat e policisë së Kosovës, po kjo Vetëvendosje e braktisi sallën dhe i injoroi kërkesa e policisë së Kosovës, atyre policëve me të cilët fotografohen e krenohen çdo ditë, sepse Lëvizjes Vetëvendosje nuk i intereson se si jetojnë policët e Kosovës.

Nuk i intereson a kanë këpucë për të mbathur. Nuk i intereson a kanë uniforma për të veshur. Nuk i intereson a kanë për t'i ushqyer fëmijët e tyre policët e Kosovës, sepse anëtarët e Lëvizjes Vetëvendosje, fëmijët e tyre i rrisin e i shkollojnë në vende të Evropës.

Lëvizja Vetëvendosje mjaftohet duke postuar një fotografi në rrjete sociale dhe mendon që e ka kryer obligimin shtetëror ndaj këtij institucioni.

Të dashur qytetarë të Republikës së Kosovës,
Për ne nuk është aspak e çuditshme pamja e kësaj salle sot, sepse është po Lëvizja Vetëvendosje, e cila braktisi Kuvendin sa herë që lëshohej himni i Kosovës në këtë sallë.

Është po Lëvizja Vetëvendosje ajo që e braktisi dhe shpërdoroi flamurin e Kosovës. Është po Lëvizja Vetëvendosje që nuk e njohu dhe protestoi kundër pavarësisë së shtetit deri sa erdhi në pushtet. Është po Lëvizja Vetëvendosje që diasporën e sheh vetëm si bankomat edhe si votë. Dhe, e patë edhe ju vet se si i mashtroi me kartonin e gjelbër. E patë se si i la gati një vit pa pajisur me dokumente identifikimi, duke ua pamundësuar ardhjen e tyre në vendlindje.

Është po Lëvizja Vetëvendosje e cila shkeli mbi gjakun e Astrit Deharit, Mon Balajt e Arben Xheladinit që të vijë në pushtet, e sot kur e kanë pushtetin i humbin edhe provat për moszbardhjen e rastit.

Të dashur qytetarë të Republikës së Kosovës,
Albin Kurti dhe kjo Lëvizje as që duan të dëgjojnë për kërkesat e qytetarëve, qofshin ato të policëve apo të ushtarëve. Qofshin ato të minatorëve, qofshin ato mjekëve apo të infermierëve.

Qofshin ato të mësimdhënësve apo të zjarrfikësve. Qofshin ato të bujqve e të fermerëve, qofshin ato të sportistëve e të artistëve të shoqërisë civile apo edhe të mediave.

Sepse, krejt çka do Lëvizja Vetëvendosje dhe çka synon me pushtetin e saj është që ta varfërojë popullin e Kosovës për t'i sunduar e dirigjuar më lehtë.

Lëvizja Vetëvendosje ka ardhur në pushtet me idenë komuniste që po posa të vijë në pushtet të pasurit do t'i bëjë më të varfër, e të varfrit do t'i bëjë më të pasur. Dhe, çka shohim sot është që me ardhjen në pushtet të Lëvizjes Vetëvendosje të pasurit janë bërë më të varfër e të varfrit i kanë qitur për tokë, i kanë rrënuar për së gjalli.

Lëvizja Vetëvendosje erdhi në pushtet me sloganin "hajnat në burg", e nuk la gjë pa vjedhur prej se ka ardhur në pushtet. Qytetarëve ua vodhi edhe bukën e gojës, ua vodhi vajin, ua vodhi sheqerin, ua vodhi çdo tjetër saqë në fund po ua vjedh edhe shpresën.

Lëvizja Vetëvendosje erdhi në pushtet me sloganin se kur të vijmë ne në pushtet, shkon Lumezi e vjen Elezi. E prej se ka ardhur në pushtet u ka shpallur luftë gjykatave e prokurorisë, e i ka lënë gjykatat edhe pa Lumez, edhe pa Elez.

Qytetarë të dashur,
Të mos prisni që kjo Qeveri ta rrisë koeficientin e pagës e të mendojë për ju, sepse kjo Qeveri vetëm për qytetarët e Kosovës nuk mendon. Të mos prisni, por organizohuni në çdo formë demokratike kërkojeni e mbrojeni të drejtën tuaj që u takon, dhe të mos lejoni që të poshtëroheni nga asnjë qeveri kushdo qoftë ajo, e as nga Lëvizja Vetëvendosje dhe Albin Kurti. Faleminderit!

KRYESUESJA: Tani në radhë është Doarsa Kica-Xhelili.

DOARSA KICA-XHELILI: Të nderuar qytetarë të Republikës së Kosovës,
Para meje kam një sallë, ku pjesa e cila parashihet që të ulen deputetët e Lëvizjes Vetëvendosje është e zbrazur.

Ata që sot në fillim të ditës janë nënshkruar që të gjithë që t'u përfaqësojnë, nuk janë. Ata që në fushatë në emër të të gjithëve e për të gjithë për paga të dinjitetshme, për sistem të drejtësisë të dinjitetshëm, sot nuk po ju përfaqësojnë.
Sot, nuk e anë të rëndësishme t'u tregojnë çka mendojnë. Por, e kanë të rëndësishme të vijnë këtu dhe ta thonë vetëm një gjë, nuk i keni nënshkruar marrëveshjet ndërkombëtare.

Dhe, fatkeqësia më e madhe, nganjëherë mendoj, e jona është që jemi të prirë të harrojmë pak lehtë dhe kjo po na kushton shumë. Në fakt, nganjëherë në tentativë të jem pak autokritike edhe me vetveten, mendoj që edhe mua më ka kushtuar shumë, sepse nganjëherë edhe vendimet e mia

e vërej që kur ndalem dhe mendoj për retrospektivë për këtë vend, për çdo vendim politik kanë këtë vend, në vet mendimet e mia më ka kushtuar shumë.

Por, një gjë duhet ta kemi të qartë që bojkoti i debatit parlamentar nuk është pjesë e sistemeve demokratike. Hyni kërkoni lidhur me bojkotet e debatit parlamentar dhe të më tregoni se në cilin sistem demokratik po ju shfaqet. Në asnjërin.

Dilni, po ju sfidoj, hyni dhe shikoni bojkoti i pushtetit, bojkoti i Ekzekutivit, i debateve parlamentare në cilin sistem të vetëm demokratik është praktikë. Të ma gjeni një që doni ta merrni shembull, e vijmë flasim.

Dhe, a e dini çfarë do t'u dalë. Do t'u dalë që janë përafërsisht tri lloje të sistemeve të cilat bojkotojnë debatin parlamentar; sistemet jodemokratike, lëvizjet separatiste dhe grupet radikale që kontestojnë legjitimitetin e demokracisë. Ata që synojnë ta zhbëjnë demokracinë, ata që synojnë ta zhdukin debatin parlamentar. Dhe, kjo nuk është risi, natyrshëm mendoj që tashmë u tha edhe nga kolegët e mi, nuk është risi bojkoti, sepse nuk është vetëm këtu, nuk është vetëm debat parlamentar, nuk është vetëm te diskutimi lidhur me pagat dhe dinjitetin e policëve, nuk është vetëm tek pyetjet parlamentare, është edhe te Komisioni Hetimor Parlamentar për Rezervat Shtetërore.

Dhe, a e dini cila është përgjigjja apo të themi argumenti, sepse në fund të fundit përgjigje s'ka dhe argumentimi është njëfarë forme fshehje e realitetit, ombrellë për realitetin për atë që synohet të fshihet. Argumenti është: nuk po i votojnë marrëveshjet ndërkombëtare, rrjedhimisht nuk po shkojmë në debat! Nuk po i votojnë marrëveshjet ndërkombëtare, rrjedhimisht nuk përgjigjemi në pyetje parlamentare! Nuk po i votojnë marrëveshjet ndërkombëtare, rrjedhimisht nuk vijmë në Komisionin Hetimor Parlamentar! Po ti ke deputetë të Lidhjes Demokratike të Kosovës që krejt marrëveshjet i ka votuar, a po na përgjigjen në pyetje, a?

Ne jemi pjesëmarrës në atë Komision Hetimor Parlamentar, a janë prezentë? A po i përmend dikush 900 milionë euro tashmë të votuara për ta? Askush! Por, çka nuk përmendin është që nga viti 2010 deri në vitin 2023, pesë herë nuk kanë votuar marrëveshje ndërkombëtare, e 19 herë nuk kanë marrë pjesë fare dhe atëherë kur nuk merrnin pjesë, që 19 herë dhe ju garantoj është më pak herë se bërë bashkë ne sa herë s'kemi votuar, paratë e kujt ishin atëherë? A nuk ishin edhe ato para të destinuara për Republikën e Kosovës? A nuk ishin edhe ato para për këto projektet me të cilat i kanë mbushur gojët plot e po thonë "po na bllokojnë". Çka po ju bllokojmë? Edhe ato që i keni, i keni të bllokuara dhe jo detyrimisht, sepse e keni vendosur veten nën sanksione me formën e të menduarit dhe të vepruarit, por nuk dini t'i zbatoni, kjo është fatkeqësia më e madhe. Kapacitetet njerëzore jo që vetëm s'i keni, por kam filluar të mendoj që ju nuk doni as t'i keni, sepse s'ka interesim këtu për punë.

Dhe, më kujtohet që para disa ditësh kryeministri tha ne në fakt i kemi kundërshtuar vetëm marrëveshjet që tashmë ju i dini dhe jo kjo s'është e vërtetë. Ka pasur marrëveshje ndërkombëtare për arsim, për hekurudhë, për sundim të ligjit, për rregullimin tatimor, në të cilat nuk kanë marrë pjesë në votim, para të shtetit të Kosovës. Shikoni, forma e mendimit këtu është problem, nuk është veç fakti që s'po vinë, është forma si perceptojnë dhe mendojnë në raport me gjithçka. Forma si e shohin edhe deputetët e opozitës që përfaqësojnë njerëz të këtij vendi. Forma si mendojnë që duhet dinjiteti të shpërfaqet me mospasje të pagës, se dinjiteti disi është varfëri, që disi duhesh të vuash për të pasur dinjitet dhe kjo është mënyra se si këta mendojnë dhe nuk është aksidentale as koincidencë që ne si popull çdo ditë po shohim veten tek po vuajmë më shumë si shoqëri, kolektivisht dhe është e natyrshme, sepse i përkasim një sistemi që vuajtjen e sheh virtyt, por jo vuajtjen e vetë, sepse pagat i kanë rritur dhe jo vuajtjen e vet dhe të njerëzve të vet, sepse diplomatët e vet po i mbrojnë, njerëzit e vet po i mbrojnë edhe nga vetë sistemi i drejtësisë.

Prandaj, nuk po themi që po vuajnë njerëzit e vet, por njerëzit e këtij vendi, njerëzit e mirë të këtij vendi. Dhe, kur po them që mendësia është problematike, dua të kthehem në retrospektivë edhe për një gjë tjetër, sepse sot më herët u votua dhe Kodi Penal e Kodi i Procedurës Penale dhe nuk kam si të mos e përmend që në dhjetor të vitit të kaluar, një pjesë e madhe e juaj e dini, që në këtë foltore ka dalë ministrja e Drejtësisë dhe më tha "si s'po të vjen turp t'i mbrosh dhunuesit", sepse insistoja që paraburgimi automatik nuk guxon të lejohet të rrijë në atë projektligj, sepse ishte kundër Konventës Evropiane për të Drejtat e Njeriut.

Pra, ishte mbrojtje e dhunuesve. E dini çka ka ndodhur? E kanë hequr, e kanë hequr paraburgimin automatik, e kanë hequr, sepse e kanë kuptuar që në fund të ditës edhe ajo do të shkonte në Gjykatën Kushtetuese dhe e dini çka ka do të dilte: që unë kisha të drejtë. Pra, nuk i mbroja dhunuesit, e mbroja ligjshmërinë e këtij vendi. Imagjinoni!

A e dini çka kanë shkruar te memorandumi shpjegues kur e kanë hequr paraburgimin automatik, kanë shkruar: "Është hequr, sepse është vlerësuar i panevojshëm". Është vlerësuar i panevojshëm, diçka që dikur thuhej që kjo e mbron këtë shoqëri nga dhunuesit e ti po i mbron dhunuesit që po kërkon ta heqim, tash është e panevojshme, sepse kjo është mendësia e tyre euforike e gjërave që bëhen për popullaritet e popullizëm, e njëfarë krijimi të bindjes që po bëhet diçka kur faktikisht nuk po bëhet gjë.

Dhe, po kthehem te pagat, meqë edhe diskutimi është i tillë, u kemi thënë që s'mund t'i ulni pagat e gjyqtarëve e prokurorëve, jo pse ne mendojmë, po sepse ka standarde ky vend, ka standarde demokracia, ka standarde sistemi me frymë evropiane dhe nuk është ai standard që lejon që një ekzekutiv si të dojë të lëvizë pagat të sistemit të drejtësisë. Nuk është. U kemi thënë, nuk kanë dëgjuar, si te paraburgimi automatik, si te pagat e gjyqtarëve dhe prokurorëve, në të dy rastet kishim të drejtë, në të dy rastet na është dashur ofendime të përpijmë këtu, e më pas të

reflektojnë nga zori, por në heshtje të turpshme t'i bëjnë ato ndryshime, sepse nuk kishin fytyrë të vijnë këtu në Kuvend dhe të pranojnë që e kishin gabim, e në fund të fundit, pranimi që e ke gabim është virtyt.

Por, për të pasur virtyt, duhet të reflektosh, e për të qenë në gjendje të reflektosh, duhet të dëgjosh, por këta nuk e kanë asnjërën. Të mos flas te arsimi e tekstet shkollore, të mos flas për pagat e mësimdhënësve. Ata, te fëmijët nuk po e kanë problem të eksperimentojnë me ta, të shkojnë nëpër shkolla pa tekste shkollore, por e kanë problem mësimdhënësit.

Nuk po e kanë problem të ardhmen tonë, e po a kanë problem ata që edukojnë të ardhmen tonë. Prandaj, unë sinqerisht nuk është që kam çka të shtoj më tepër, për mua mbetet e dhimbshme, meqë pa marrë parasysh faktet që kemi mendime të ndryshme, jemi në fund të fundit parti opozitare, për mua mbetet e dhimbshme që çka po ndodh sot do të mbetet në këtë vend, do të lënë dëme në këtë vend, do të lënë shenjë në këtë vend dhe po e kthen vendin mbrapsht. Në fund të fundit, ka deputetë këtu, madje edhe unë që mund të mos jem nesër, po çka po mbetet. Çka po mbetet këtu? Pse po perceptohet nga ky ekzekutiv që çka po bëhet sot, po bëhet për ta!

Nuk po bëhet për ta, po bëhet për këtë vend, apo po zhbëhet për këtë vend dhe është e dhimbshme dhe njerëzit duhet reflektuar, sepse kohë nuk kemi më. Koha po na ecën, janari po na pret, vizat po presin, biletat kanë filluar të prenotohen, jo për vizita turistike, për largim, për shfarosje të ëndrrës të këtij vendi, e më pas zëvendësohemi me pavarësisht faktit sa e dua një Kosovë multikulturale, i dua shqiptarët në këtë vend bre, më duhet ta them haptas. Dua t'i shoh fëmijët tonë shqiptarë duke u ngritur, duke u edukuar, duke pasur perspektivë. A po shihni perspektivë? Unë përpara meje nuk po shoh, nuk po shihni as ju, sepse s'ka, sepse vetë mungesa e prezencës tregon.

Por, ndoshta në fund të ditës kur shkojnë në shtëpi të veta, s'di a do të flenë rehat a jo, por të paktën unë po.

KRYESUESJA: Tani në radhë është deputetja Time Kadrijaj.

TIME KADRIJAJ: Faleminderit, nënkryetare e Kuvendit!
E vetmja që ke mbetur prej mazhorancës këtu, faleminderit që erdhe ta udhëheqësh seancën plenare dhe ja kjo pamje e këtij Parlamenti tregon fytyrën e qeverisë. Shiheni! I lënë vend e mozhorancës, kjo është fytyra e kësaj qeverie, të cilët u ikin debatit, u ikin interpelancave, përgjegjësisë në bazë të cilëve edhe kanë marrë vota, kanë marrë vota të qëndrojnë këtu dhe të kryejnë punë. Ashtu siç i kanë marrë votat, por duke dashur t'i ikin përgjegjësisë, llogaridhënies, këta po merren me tema të tjera dhe me tema anësore.

Ata po akuzojnë opozitën, pse po e akuzojnë opozitën? Se opozita s'po voton marrëveshjet ndërkombëtare dhe arsyeja është që ata po dëshirojnë të mos përgjigjen dhe të përballen qoftë me pyetje parlamentare, apo me debate parlamentare, për shkak se s'kanë çka t'ju thonë qytetarëve, se i kanë rrejtur këta qytetarët. I kanë rrejtur prej pa ardhur në pushtet, kur kanë ardhur në pushtet, sepse vetë ikja nga përgjegjësia tregon që ata janë mashtrues. I ikën debatit për Policinë e Kosovës, i lanë këto vende të zbrazëta.

Sot po i ikin debatit për koeficientin, prapë po i lënë këto vende të zbrazëta dhe çka është enorme në këtë shtet është se kur ka kaluar Ligji i pagave me koeficientin 129, këta nuk e kanë votuar, dhe a e dini se cila ka qenë arsyeja që këta nuk e kanë votuar atëherë Ligjin e pagave? Se kanë thënë është koeficient i ulët dhe punëtorët në sektorin publik meritojnë koeficient më të lartë, një jetë më të mirë, një jetë më të dinjitetshme dhe cila është, kjo është dinjiteti?

Dhe, kur ka ardhur Ligji i pagave ne të gjithë e kemi mirëpritur dhe çka ka qenë absurde ka qenë se kur ka ardhur në Kuvendin e Kosovës Ligji i pagave është miratuar pa koeficient, domethënë na kanë mashtruar të gjithëve, i kanë mashtruar qytetarët, të gjithë punëtorët në sektorin publik, na kanë mashtruar dhe neve si deputetë.

Dhe, pas një kohë shihni, po del koeficienti 105. Dhe në këtë kohë të rëndë ekonomike dhe sociale, kur janë rritur çmimet enorme, a mund të dini se si po jetojnë qytetarët e Kosovës dhe kategoritë e caktuara. Tregu vendor po përballet me një valë të rritjes së çmimeve që 2-3 vjet, e që përfshinë të gjithë artikujt njëkohësisht që nga hekuri, gruri, nafta, plastika, energjia, vaji, kafja, sheqeri deri te buka, e kjo është duke e bërë të paarritshme shportën familjare për shumë familje, sidomos kategoritë e shoqërisë që janë pjesë e skemave sociale dhe atyre me të hyra minimale, e njëkohësisht duke rënduar operimin e bizneseve, të cilat çdo ditë e më shumë po ulin numrin e punëtorëve, qarkullimin, fitimin, e madje shumë prej tyre rrezikojnë të mbyllen.

Çmimet më të larta të mallrave dhe rimëkëmbja e fuqishme ekonomike quan në rritjen e inflacionit në vitin 2021 dhe 2022. Sipas Bankës Qendrore të Kosovës, inflacioni vitin e kaluar shkoi deri në 15% në mesatare, ndërsa këtë vit në janar ishte mbi 12%. Dhe, kjo ishte goditje shumë e madhe për ata, të cilët paguhen me paga fikse, si: shërbyesit civilë, stafi shëndetësor, punëtorët e sektorit privat, të cilët paguhen me paga fikse, rastet sociale dhe pensionistët dhe të gjitha kategoritë e tjera. Madje sipas Raportit të Progresit për vitin 2022, bruto produkti vendor për kokë banori të Kosovës mbetet më i ulëti në rajon, ajo qëndroi në 26% të mesatares së Bashkimit Evropian në vitin 2021.

Sipas Agjencisë së Statistikave të Kosovës, nëse ndalemi te krahasimi njëmujor, të gjitha çmimeve të konsumit janë rritur, si për shembull, në terma praktikë dhe mesatarë një litër vaj ushqimor në muajin shtator 2021 kushtonte 1,06 euro, ndërsa dy vjet më vonë ky produkt shitet për 1,70 euro. Një kilogram oriz në shtator 2021 kushtonte 1,38 euro, ndërsa në shtator 2023

blihet për 1,60 euro. Pastaj, 30 copë vezë në shtator 2021 kanë qenë 1,95 centë, kurse gjatë muajit shtator 2023 janë shitur 3,20 euro, e kështu me radhë.

Nëse krahasojmë në aspektin vjetor me përqindje mesatare, atëherë kemi ngritje të çmimeve me këto të dhëna për dy vjet: bukë dhe drithëra me 3,9% rritje, mish me 2,5%, qumësht, djathë e vezë me 8,1%, vajra dhe yndyra ushqimore me 29,5%, perime me 21% dhe shumë çmime të tjera. Ndërsa, sa u përket ngritjeve më të mëdha të çmimeve sipas degëve të veprimtarive ekonomike, vërehet qartë tek energjia elektrike dhe gazi 29,6%, prodhimi i metaleve 16,3%, prodhimi i mobileve 13,1%, prodhimi i produkteve të fabrikuara metalike 6,3%, prodhimi i produkteve të gomës dhe plastikës 6,7%, nxjerrja e xehes së metalit 5,9%, prodhimi i pajisjeve elektrike 6,2%. Atëherë, a jeni duke menduar se si po jetojnë qytetarët tanë? Pensionistët dhe rastet sociale a mund të sigurojnë veç ushqimin për një muaj kalendarik, po edhe të gjitha kategoritë? Si do të arrijnë t'i kalkulojnë dhe ta kalojnë muajin, sepse nga të ardhurat që paguhen nuk mund të jetojnë dhe të sigurojnë mbijetesën.

Qytetarët tanë nuk po jetojnë, ata po mbijetojnë. E, ku është Qeveria? Dhe, në përgjegjësi që e ka marrë besimin e marrë, e kjo është arsyeja që qytetarët po e braktisin vendin për një jetë më të mirë, edhe ata që po punojnë. Andaj, sot edhe mazhoranca është dashur të jetë këtu, të përkrahë koeficientin për 129, sepse në këtë mënyrë do t'u kishim bërë shumë shërbime të gjitha kategorive dhe qytetarëve që të qëndrojnë në vendin e tyre. Edhe një herë, kthejuni dialogut social, bashkëpunimin me opozitën dhe më pas mos shkoni nëpër debate televizive duke u munduar të krijoni edhe një kauzë, për shkak se s'po i përgjigjeni opozitës, se nuk po u përgjigjemi për shkak se s'po votojnë marrëveshje ndërkombëtare. Në këtë Kuvend s'ka marrëveshje ndërkombëtare që ka kaluar pa votimin e të gjithë deputetëve të opozitës, andaj kjo qasje e mazhorancës nuk i bën nder as vendit dhe as qytetarëve të Kosovës.

KRYESUESJA: Tani në radhë është deputeti Elmi Reçica.

ELMI REÇICA: Faleminderit, nënkryetare Bogujevci!
Kolegë sa jeni,
Qytetarë të nderuar,
E parashtroj një pyetje: a ka Kosova Parlament apo s'ka? Në bazë të pamjes që shihet, sigurisht që s'ka. Mbaj mend situata kur këtu Albin Kurti me shoqërinë kanë hedhur gaz lotsjellës, e kanë helmuar këtë sallë e këtë vend dhe ka pasur më shumë deputetë edhe të pozitës, por edhe të opozitës. Dhe, kjo vërtet është e tmerrshme, është pamje shumë e rëndë.

Së bashku me dy kolegët duke ardhur rrugës për vazhdimin e seancës, i pamë disa deputetë të Vetëvendosjes duke u sjellë rrugëve, por e pamë edhe një rrugaç të Vetëvendosjes duke improvizuar kinse po fol në telefon dhe këtu thoshte vetëm Albini e bën mirë këtë vend, se na

njihte neve që ishim. Albini është tash duke u marrë me atë që e ka kundërshtuar këtu dhe që me një mashtrim të madh i ka mashtruar 51% të qytetarëve tanë.

Kjo mendoj që është çështja kyçe dhe do të duhej secili qytetar i këtij vendi, pavarësisht a është deputet a qytetar i zakonshëm, t'i vërë gishtin kokës. Ta mendojë kah është duke lëvizur ky vend, kah po shkon ky vend. Media s'ka, pozita nuk është këtu, dhe po besoj se rrallë i shoh lajmet edhe nga Kuvendi dhe të tjera, mirëpo po besoj që RTK-ja si medium që i përgjigjet këtij vendi dhe këtij Kuvendi e që e merr buxhetin prej këtij Kuvendi, nuk do veprojë sikurse që është duke vepruar deri tash, që kur është opozita në debate parlamentare lajmin e qet diku pas minutës së 15, pasi t'i kryejë krejt lajmet, kot krejt. Dhe pastaj fillon me lajmet çfarë ka debatuar Parlamenti këtu.

Turp t'u vijë! Dhe janë medium publik, janë medium që këtu e marrin buxhetin, këtu votohet bordi dhe ai bord e zgjedh menaxhmentin. Ne kemi ardhur në një situatë të tmerrshme, të mjerueshme dhe realisht më vjen shumë rëndë të them, është pa perspektivë. Shkaku i një mashtrimi të madh që ka ndodhur, merreni me mend, në Ditën e të Dashuruarve, Shën Valentini, më 14 shkurt 2021. A ka gjë më të tmerrshme këtu? U thanë shumë çështje, u diskutuan shumë çështje, u diskutuan shumë çështje, opozita është duke kërkuar bashkëpunim për çështjet, të cilat janë jetike për këtë vend, duke përfshirë koeficientin e pagës, përfshirë edhe debatin që patëm para kësaj jave, së bashku me rezolutën, për trajtimin dinjitoz të Policisë sonë, s'po kërkojmë vetëm për Policinë, po kërkojmë për të gjitha kategoritë dhe në vend se të jenë deputetët këtu, sepse për kryeministrin dhe ministrat, e dimë që s'kanë fytyrë, s'kanë argument dhe s'kanë pse të jenë këtu. Kjo është diçka e paprecedentë edhe në rrethanat më të rënda të këtij Parlamenti, prej ekzistencës së tij, së paku po flas pas 12 qershor 1999.

Dhe, kjo duhet t'i bëjë të mendojnë të gjithë ata që e duan këtë vend dhe i vlerësojnë të arriturat pozitive në këtë vend për 24 vjet. Përndryshe, kolonat e atyre që po e duan Albinin, po e duan këtë mazhorancë, po i duan të arriturat e saj, po ikin përditë e më shumë dhe po e lëshojnë këtë vend. Më e tmerrshmja është që sot brenda kësaj dite sa kemi debatuar ne këtu, 118 qytetarë tanë e kanë lëshuar Kosovën, brenda një dite. Dhe, gjithsej deri tash janë 3 mijë e 560 qytetarë, a është kjo parajsa? A është ajo çfarë po duan qytetarët tanë? Të gjithë pa përjashtim, gra dhe burra të moshave të ndryshme, në rrethanat më të rënda, më të komplikuara të angazhimeve dhe të jetës tonë. E kemi pasur një bindje të patundur që ky vend është i të rinjve dhe këtë vend, pavarësisht çka ndodh, po flas para 25 vjetëve e tutje, do të ketë rini që do të jenë në këtë vend dhe do ta drejtojnë këtë vend. Është e tmerrshme që tash kjo ka ardhur në pikëpyetje, pse? Prej të mirave të Qeverisë së Albin Kurtit, dhe të mirat që i ofron ajo? Ju lutem! Reflektoni, mendoni çka është duke ndodhur me këtë vend.

Çka të flitet për statistika? Çka të flitet për Ligjin për pagat? Ku secili institucion relevant deri tash e ka kontestuar këtë ligj, prej Avokatit të Popullit, sistemit prokurorial, gjyqësor,

institucionet e pavarura kushtetuese, FSK-së, Shërbimit Korrektues i Kosovës, arsimimi para universitar dhe ai universitar, sistemi shëndetësor, komuna dhe Zyra Kombëtare e Auditimit. Çka ka në këtë vend dhe në këtë shtet diçka tjetër. Cili institucion jashtë saj? A jeni more në mend?! A jeni duke qëndruar me dikë që mendon ndryshe jashtë këtij Parlamenti? Flisni, more, me njerëz, flisni me ata që i keni mashtruar, por as ata s'ju besojnë më. Ata kanë rezerva në raport me juve. Ju, u tha shumë herë, jeni duke e shndërruar këtë vend, më vjen keq ta përmend atë shprehje, po qytetarët që duhet të jetojnë prej vitrave dhe ne e dimë çka janë vitrat. Ju veç në kuptimin, aspektin fetar, po aspekti social. A jetohet kështu? A mund të lëvizin përpara kështu qytetarët tanë? A mund të lëvizë ky vend përpara kështu?

Unë e di dhe besoj që ky kryeministër, kjo qeveri dhe këta deputetë, që votojnë me pullë, e ndrydh pullën Dejona Mihajli, këta votojnë, e ndrydh pullën të shkojnë, këta shkojnë, e ndrydh pullën që të rrugaven, rrugaven. Do t'i votojnë këto gjëra, po do të jetë vonë, qysh është vonë dhe është momenti i fundit për marrëveshjet ndërkombëtare, jashtë kësaj seance, jashtë kësaj salle, po marrëveshjet ndërkombëtare të trashëguara që i përmbyllin mundësitë dhe i parandalojnë mundësitë që Kosova të ketë kriza të rënda qysh ka pasur më 24 shtator të këtij viti, dhe të ketë përsëri viktima. Dhe, këta do të rrinë qysh kanë qëndruar përpara, do të mbyllen në botën e vet dhe s'do ta bëjnë asnjë veprim në mbrojtje të vendit, ose më e shumta që do ta bëjnë politikanët, ministrat, kryeministri që në situata krizash s'mund t'i gjesh ata, po duhet thirrur ja gratë, ja fëmijët për t'i zgjuar prej gjumit dhe të shkojnë ata pastaj në atë farë kampin ish-Belvedere. Dhe këtë ata janë të gatshëm ta bëjnë.

Ata duhet ardhur këtu, të debatojnë këtu, dhe të marrin atë çfarë është e mirë prej këtij debati dhe debateve të tjera. Nuk mund ta duan ata këtë vend dhe këtë shtet më shumë se sa kjo opozitë që është këtu. Në doni individualisht, në doni në grupe, kur doni matemi ne si opozitë, së bashku me ta. Kush ta ka bërë? Kush ta ka dhënë? Kush ka sakrifikuar? Tendenca të mbahen afër vetes vetëm ata që e kanë bishtin e zënë me derë, nuk i bën mirë këtij vendi dhe janë tendenca dhe veprime që kanë dështuar gjithmonë në histori, por vendi e ka pësuar dhe vendi ka pasur pasojë me gjithë qytetarët e vet.

Pagat, nuk mund ta mbash një administratë të shtetit me të gjithë mekanizmat e saj, pa i trajtuar kur është konform, e tha edhe deputetja, kolegia Kadrijaj më herët, nëse është inflacioni afro 20%, domosdo që koeficienti prej 105 do të rritet në 129...

*(Ndërprerje nga regjia)*

KRYESUESJA: Regjia, ia mundësoni ta përfundojë fjalën.

ELMI REÇICA: ...në mënyrë që qytetarët tanë të kenë mundësi të jetojnë dhe ata që e kanë vullnetin, e kanë profesionalizmin, e kanë edhe dëshminë, e kanë edhe certifikatën që janë angazhuar, të punojnë për këtë vend.

KRYESUESJA: Tani në radhë është deputeti Armend Zemaj.

ARMEND ZEMAJ: Faleminderit!
Besoj dhe shpresoj që së paku kemi transmetim televiziv që të na dëgjojnë qytetarët, pasi këtu kemi dy kategori, të cilat ishin tepër të rëndësishme që të jenë prezentë, jo vetëm deputetët e shumicës si kolegë tanë, por më së shumti do të duhej të ishte prezentë Qeveria, që t'i dëgjojë, apo t'i marrë këto rekomandime si dashamirëse, në kuptimin që pas hyrjes në fuqi të Ligjit të ri për pagat ka pasur shumë probleme në fjalë.

E problemi kryesor ka qenë kategorizimi joadekuat, koeficienti i ulët po se po, inflacioni në rritje në vazhdimësi, paaftësia, ose më mirë të them keqmenaxhimi, ose fare mosmenaxhimi, në shumë dikastere, të cilat vetëm e kanë rënduar jetën e qytetarëve, e sidomos këta që janë pjesë e administratës publike dhe në kontekstin e gjithë atyre zhvillimeve heqja e rrezikshmërisë, shtesave, institucioneve që janë më kredibile, si më të nevojshme në përballimin e krizave, Policisë së Kosovës, institucioneve shëndetësore.

Para Ministrisë së Shëndetësisë protestojnë specializantët dhe mjekët e rinj, para institucioneve shëndetësore protestojnë infermierët për shkak të mospagesave, qoftë të kujdestarive, apo edhe orëve shtesë dhe u rëndohet jeta me tarifa të pakuptimta specializantëve, të cilët detyrohen për shkak edhe të atyre pak mundësive që i kanë për të vazhduar shkollimin, të largohen nga Republika e Kosovës.

A ka adresë qytetari sot për të kërkuar përgjegjësi për këto gjëra? Duket që jo. Ne e dimë që kryeministri është i zënë. Është më shumë i zënë me lakun, të cilin e ka zgjatur aq shumë dhe është në kurthin e tij rreth asociacionit (Zajednicës) dhe kjo e keqe tash e ka kapur krejt sistemin e kësaj shumice parlamentare, ose fokusin për t'u marrë me probleme të tjera elementare të qytetarëve.

Goditja e madhe që ka marrë qytetari me rritjen e inflacionit, me rritjen e energjisë elektrike, po hyjmë prapë në një dimër të vështirë, mendoj se do të ishte sot adresa e ndërgjegjes që ky Kuvend të debatojë, të sjellë rekomandime, jo vetëm armiqësi, ose jo vetëm kritika për Qeverinë, dhe ata të shohin sa mund të interferojnë dhe sa mund ta ndihmojnë qytetarin në këtë proces.

Por, duket që janë më të interesuar që të marrin pozita të dyfishta, të eliminojnë njerëz profesionistë, t'i provojnë, sikur ishte rasti që këta zotërinjtë i kanë provuar që ishte Komisioni për Miniera e Minerale, i kanë provuar, i kanë shfrytëzuar nja dy vjet, i kanë motivuar të bëjnë

keqpërdorime, të bëjnë pagesa të paligjshme, dhe sot i shkarkuan një nga një, pa asnjë arsyeshmëri dhe pa asnjë etikë. Po, le ta mbajnë në ndërgjegje të dy palët, ata që u kanë besuar këtyre mashtruesve dhe këta që i kanë shfrytëzuar dhe sot i shkarkuan në formën në të cilën vetëm këta dinë.

E dyta ka të bëjë, nuk e di njëri nga kolegët këtu e përmendi Radiotelevizionin e Kosovës. Çka ke të thuash, sigurisht janë duke më dëgjuar. Çka të thuash për Radiotelevizionin e Kosovës, kur krejt interesimi i kësaj Qeverie ka qenë qysh të financojë miliona prej Ministrisë së Kulturës, miliona prej buxhetit këtu të Kuvendit, e çka? Për të kapur anëtarët e Bordit. Një zotëri që para pak ditësh këtu ishte bërë anëtar i bordit, kishte marrë pozitë drejtuese menaxheriale në një institucion të efiçiencës së energjisë dhe këta i fshehin, ose kanë krijuar raporte edhe me Agjencinë Antikorrupsion për të krijuar masa nepotiste, ose më mirë të them të interesave të tyre financiare.

Këto gjëra janë duke e dëmtuar shumë Republikën e Kosovës. Këto gjëra janë shndërruar në një gangrenë të të gjitha të arriturave, qoftë edhe ngecjeve, e qoftë edhe ambicies së qytetarëve që të jetojnë dhe të zhvillojnë jetën këtu.

Shumica parlamentare duhet të jetë këtu, jo vetëm të vijë dhe ta votojë këtë rezolutë kundër, ose të mos marrë fare pjesë në votim. Do të duhej të ishin këtu, të debatonin, të jepnin argumentet e tyre, t'i thërrisnin ndërgjegjes së kësaj Qeverie dhe të trajtohet seriozisht koeficienti, se duhet të ketë rritje. Sepse, sot edhe laikët e dinë, po si duhet të bëhet zgjidhja i takon këtij Kuvendi, i takon Ministrisë së Transfereve dhe Financave, po u takonte të gjitha ministrive, ose dikastereve të linjës.

Por, emocioni, morali, ndjeshmëria ka humbur skajshmërish. Po e shohim edhe me grevën e minatorëve, trajtimin e tyre, gjuhën që përdoret ndaj tyre, mënyrën se si janë trajtuar këto ditë dhe asnjë fjalë e vetme nga shumica kuvendore. Dhe, paramendoni çka dhe për çka, ose si ne detyrohemi sot të debatojmë.

Qytetarë të nderuar të Republikës së Kosovës, jeni pa Qeveri. Jeni pa shumicë parlamentare. Zgjidhja nuk na takon vetëm neve, zgjidhja ju takon edhe juve. Faleminderit!

KRYESUESJA: Tani në radhë është Albana Bytyqi.

ALBANA BYTYQI: E nderuar nënkryetare,
Të dashur qytetarë,
Fjalimin tim dua ta filloj duke ritheksuar se shumë shkaqe, si ato të jashtme, por edhe mungesa e investimeve nga Qeveria, e cila ka vendosur t'i ruajë paratë duke mos i futur në punë e duke krijuar kështu një bllokadë të qarkullimit të parasë, ka ndikuar në rritjen e kostos së jetesës,

rritjen e çmimeve, gjë që ka ndikuar drejtpërdrejtë në mënyrë të konsiderueshme në cilësinë e jetës dhe në përgjithësi në stabilitetin ekonomik shoqëror, duke shfaqur kështu nevojën për rritjen e menjëhershme të pagave.

Shumë punonjës, pothuajse të gjithë janë zhytur në një gjendje pakënaqësie, sepse janë të detyruar të jetojnë me shuma të ulëta të të ardhurave, të cilat nuk janë të mjaftueshme për të mbuluar shpenzimet e përditshme, që janë nevojë e domosdoshme.

Kjo situatë e krijuar me dështimet e kësaj Qeverie është përkeqësuar edhe më shumë me vendosjen e koeficientit prej 105 eurosh e që ka reflektuar mjaft negativisht, duke bërë kështu një formë të diskriminimit ndaj punonjësve të sektorit publik, të cilët janë të zhgënjyer, janë detyruar të bëjnë zgjidhje për veten e tyre, duke kaluar në disa raste nga sektori privat në atë publik, e në shumë raste të tjera duke ikur jashtë vendit, duke bërë kështu që punonjës të kualifikuar dhe të përkushtuar t’i hiqen sektorit publik e që është me të vërtetë për keqardhje.

Përkundër sfidave të shumta punonjësit e shumë institucioneve publike vazhdojnë të punojnë me përkushtim për të ofruar shërbime më efikase dhe cilësore ndaj qytetarëve. Ata kanë nevojë për një kompensim të drejtë për punën e tyre dhe një vlerësim të merituar, vlerësim i cili u ka munguar këto tre vjet nga kjo Qeveri dhe e cila përveçse ka marrë merita nga puna e tyre, nuk ka bërë asgjë për ta, duke filluar nga sektori i sigurisë, arsimit, shëndetësisë, administratës publike e shumë të tjera.

Ne kërkojmë dhe kemi kërkuar në vazhdimësi që Qeveria të marrë hapa të menjëhershëm për të ngritur vlerën e koeficientit nga 105 në 129 euro, duke bërë kështu që pagat e punonjësve të sektorit publik të reflektojnë në shërbimin e merituar për punën që ata bëjnë duke qenë në shërbim të qytetarëve. Kjo nuk është një çështje jona politike, as për votë, por edhe një hap i rëndësishëm drejt stabilitetit dhe harmonisë në shoqërinë civile.

Pra, ne besojmë se koeficienti i pagave është një element kyç, i cili do të ndikonte në mirëqenien e përgjithshme shoqërore dhe do të ndikonte drejtpërdrejt në zhvillimin e përgjithshëm në sektorin ekonomik të vendit, duke ndalur kështu ikjen nga vendi të kuadrove të gatshme.

Në fund, dua ta theksoj se kësaj Qeverie po i mbaron mandati, andaj duke e lënë dhe duke mos bërë shumë zhurmë, duke mos përmirësuar për asnjë për qind jetën e qytetarëve të Kosovës dhe përnjëmend nuk e dimë se për çfarë pune do të mbaheni në mend. Faleminderit!

KRYESUESJA: Tani në radhë është deputeti Hisen Berisha.

HISEN BERISHA: E nderuar kryesuese,
Të nderuar deputetë,

Zotërinj dhe zonja të Administratës së Kuvendit,
Të dashur qytetarë,
Kur ka dalë në skenë, apo kur ka vendosur të futet në qeverisje Lëvizja Vetëvendosje doli me disa slogane të mëdha, që më bëri kureshtar; “Jo pavarësi – Bashkim Kombëtar”, “Jo Zajednicës”, e të tjera. Dhe, më bëri kureshtar t’ua lexoj programin. Kur e lexova programin e bujshëm, me një fjalor tepër të komplikuar, e pashë se doktrina udhëheqëse me të cilën do të qeverisnin do të jetë “varfëro popullin, pastaj e ke më lehtë për të sunduar”. Gjatë këtyre viteve sa janë në qeverisje e kanë dëshmuar pikërisht këtë. Kisha kërkuar që zëri i juve deputetëve të mos dëgjohej më shumë se imi.

E vërtetë që duhet përkrahur këtë nismë të Aleancës për rritjen e vlerës së koeficientit, sepse në Kosovë nuk do të ishte mirë dhe janë të gjitha mundësitë që të mos ketë pagë nën 1 000 euro. Mirëpo, një qeverisje që ka ardhur me këtë doktrinë nuk mund të realizojë diçka të tillë, përkundrazi ka dëshmuar se do të mundohet t’i ulë edhe më tepër.

Për të mos u dëshpëruar, duhet parë rrugëtimin e këtyre partive që janë sot në pushtet. Dhe, ta zëmë, majtas nga unë e kam partinë që ka ndërtuar vizionin për një shtet të pavarur të Kosovës, djathtas dhe në sallë kam parë po ashtu, deputetë të partive që me forcën e armës dhe me luftë e kanë bërë realitet atë vizion për shtetin e Kosovës.

Dhe, në këtë sallë ka deputetë dhe në këtë spektër politik, me të cilët kemi punuar bashkërisht që këtë shtet të Kosovës që e kemi marrë nga rrënojat, ta kthejmë në një shtet të zhvilluar ekonomikisht, me infrastrukturë, me sistem sigurie të mbrojtjes, sistem arsimor shëndetësor, e të tjera.

Po t’i referohemi rrugëtimit politik të Lëvizjes Vetëvendosje, apo kësaj që qeveris sot, që nga Lëvizja KAN, Kosovo Aktion Network, që u themelua pas takimit në Brezovicë në vitin ’97 e që kishte për mision promovimin e bashkëjetesës në kuadër të lëvizjes për Jugosllavinë, e cila po rrënohej çdo ditë, çdo veprim i tyre ka qenë kundërshtimi i secilës arritje që nga lufta, duke refuzuar të jenë pjesë e saj, Rambujeja, pavarësinë besa e kanë kontestuar në emër të Bashkimit Kombëtar, e të tjera, deri te sot. Dhe çfarë po ndodh? Po ndodh teoria e pemës. Po i vjelin frutat e gatshme të një peme që dikush e ka mbjellë, e ka rritur e është kujdesur për të dhe ata që i vjelin frutat e gatshme sigurisht se nuk dinë të vlerësojnë asgjë nga ato nëpër të cilat ka kaluar dhe proceset në të cilat ka kaluar shteti dhe populli ynë.

Mirëpo, ka ndodhur një mrekulli. Mrekullia është ardhja e Lëvizjes Vetëvendosje në qeverisje dhe unë mendoj se këtu do të ndalen fatkeqësitë për këtë popull dhe për shtetin e Kosovës, sepse nuk ka ekzistuar një referencë, apo një indeks, i krahasimit të qeverisjeve. Nuk ka ekzistuar po ashtu një model i krahasimit as të të bërit opozitarizëm. Ne kemi bërë opozitarizëm ndoshta edhe

viteve të ‘90-ta, kur kemi qenë nën okupimin serb, por atëherë kemi bërë demokraci kundër dhunës me dy gishtërinj, që ka qenë një luftë për mbijetesë.

Kurse, në liri populli i Kosovës nuk ka parë model tjetër të të bërit opozitarizëm, përveç atij që ka bërë Lëvizja Vetëvendosje, e që ka qenë i përcjellë nga një propagandë e fuqishme e insinuatave, inskenimeve, diskreditimit, mashtrimit, gënjeshtrave e degradimit, nxitjes së urrejtjes, degradimit të çdo vlere që kishim arritur me munde djersë gjatë gjithë historisë, e shkatërrimit ekonomik. Dhe, tani kemi një model tjetër të qeverisjes, modeli parlamentar me gjuhën e ligjit, me mekanizma që mundëson Kushtetuta dhe ligji dhe përmes propagandës së atyre kanë arritur deri aty, sa trumpetojnë se një ditë ka rrezik edhe të shuhet fare opozita, nëse shkohet në zgjedhje.

Kjo është një teori e regjimeve diktatoriale, e regjimeve fashiste, e regjimeve që pretendojnë të instalojnë autokracinë në udhëheqje. Prandaj, unë pres që e gjithë opozita të unifikohet në procesin e bërjes opozitarizëm. Në moratoriumin që i është vendosur këtij Kuvendi dhe qeveritë në kalimin e agjendave ligjore, sepse është i vetmi mjet teknokratik, me të cilin mund ta luftojmë këtë keqqeverisje. Ata që presin të na shohin neve në rrugë, duke bërë opozitarizmin çfarë ka bërë kjo parti që qeveris sot, të mos të presin, sepse Kosova jemi ne. Kosova është mundi, djersa, gjaku ynë dhe i dëshmorëve që sot nuk jetojnë me ne.

Prandaj, edhe nuk do të ketë atë lloj opozitarizmi. Por, opozitarizmi ynë do të jetë gjithçka që është brenda gjuhës së ligjit dhe Kushtetutës. Kjo nismë është e qëlluar, por unë u bëj thirrje të gjithë atyre shërbyesve, edhe sektorit publik, edhe privat civil, të mos presin se do të mundet, se ka vullnet kjo qeveri të përmirësojë jetën e tyre apo të rrisë pagat konform standardeve dhe çmimeve që kemi sot në vendin tonë.

Jo, ata sot duhet të dalin në rrugë, në sheshe, kjo është forma me të cilën do të mund ta ndalim këtë Qeveri. Këta shërbyes, publikë e privatë, sot duhet të jenë përkrah atyre që protestojnë në mbështetje të minatorëve. Qytetarët e Kosovës sot duhet të jenë përkrah shqiptarëve në Bruksel dhe qendrat e tjera të vendosjes që po protestojnë kundër marrëveshjes së dëmshme që i ka bërë kjo Qeveri në dialog kundër Kosovës dhe që cenojnë integritetin dhe sovranitetin e saj politik.

Kjo është rruga me të cilën mund të bisedohet me këtë Qeveri. Kjo Qeveri nuk e kupton gjuhën e Kushtetutës dhe as të ligjit, prandaj edhe këto nisma tona, sado që janë të vullnetit të mirë, sado që është dëshira për të ndihmuar në rregullimin e jetës dhe standardit të qytetarëve, nuk mund të kenë sukses, sepse këta nuk kanë as kulturë institucionale, as shtetformuese, dhe as ligjore. Po s’kanë as kulturë shtetërore, se janë kolibarë, nuk vijnë nga oxhaqet. Prandaj, nuk dinë të mbajnë shtet.

Dhe, misioni i tyre deri më sot për katër vjet është shkatërrimi i çdo vlere që kemi arritur për këto 25 vjet, kur e kemi marrë shtetin në rrënoja dhe e kemi kthyer në një shtet ku s'ka më asnjë gjurmë lufte, pos dhembjes për të zhdukurit, të cilët ky i ka pasur kusht për dialogim, e ende s'ka bërë asnjë veprim për ta. Sepse, edhe forma se si ka ardhur në pushtet e këtij njeriu është mbi gjak, mbi sakrifikim të njerëzve. Hyrja në politikë ka ndodhur me sakrifikimin e jetës së Mon Balajt e Arben Xheladinit.

Fitorja e zgjedhjeve ka ndodhur ne sakrifikimin e vëllezërve Dehari. Kur kishte rënë dhe filloi tani, se detyrimin për t'i zbatuar marrëveshjet e dëmshme që ka bërë për vendin dhe i ra reitingu, se po lexohej mashtrimi i tij, tradhtia që po bënte ndaj vendit dhe interesave të integritetit e sovranitetit politik të vendit, sakrifikoi edhe një oficer policie, duke i lënë jetimë fëmijët atje, e plagosi të tjerë me skenarë që i kishte paralajmëruar shumë muaj më parë se do të ndodhnin dhe me të njëjtën gjuhë po paralajmëron edhe sot, sepse po i duhet tensioni. Po i duhet tensioni për ta arsyetuar implementimin e tradhtisë që po i bën vendit me këto marrëveshje.

Edhe një herë u bëj thirrje qytetarëve, sheshet, përkrahja e atyre që janë duke përkrahur minatorët dhe ata në Bruksel janë shpëtimi nga kjo keqqeverisje.

KRYESUESJA: Tani në radhë është deputetja Valentina Rexhepi-Bunjaku me kartelë të Hikmete Bajramit.

VALENTINA REXHEPI-BUNJAKU: Faleminderit, nënkryetare!
Kolegë deputetë të opozitës që jemi këtu,
Kjo pamje përnjëmend është mjerim.
Është hera e dytë apo e tretë që ikin prej përgjegjësisë dhe prej debatit, por së paku duhet ardhur e ballafaquar me të vërtetën dhe me mospunën e kësaj Qeverie.

Realisht, ne si përfaqësues të qytetarëve e kemi obligim për t'i mbrojtur të gjithë sektorët dhe për të përkrahur propozimin e Aleancës për rritjen e koeficientit, sepse edhe Lidhja Demokratike e Kosovës përafërsisht ka kërkuar që të rritet ky koeficient.

Qeveria Kurti e uli koeficientin për pagën për prokurorët dhe gjyqtarët dhe vendimi i Qeverisë Kurti për uljen e pagave për prokurorët dhe gjyqtarët u anulua nga Gjykata Kushtetuese, nëse e keni mbajtur në mend, u cilësua vendim i paligjshëm. Dhe, kjo Qeveri, ministrat e saj, kanë shkelur shumë herë Kushtetutën e Republikës së Kosovës.

Kjo Qeveri me këtë sjellje arrogante, me këto shkelje kushtetuese nuk është dorëhequr asnjë ministër dhe nuk është shkarkuar. Në kohë inflacioni ekstrem Qeveria Kurti uli koeficientin e pagës së profesorëve universitarë, prokurorëve, gjyqtarëve dhe gjithë sektorëve dhe mund të them se është Qeveri e mjerimit dhe e dëshpërimit. Ua hoqi kompensimin shtesë për

rrezikshmëri policëve që ruajnë rendin, ligjin dhe sigurinë, që mbrojnë në Republikën tonë dhe pikërisht, të njëjtit në debatin tonë për rrezikshmërinë për Policinë e lëshuan seancën dhe nuk qëndruan në seancë plenare.

Kjo është një papërgjegjësi dhe absolutisht deputetët e pozitës nuk po e kryejnë punën dhe nuk po i përfaqësojnë qytetarët dinjitetshëm për besimin dhe votën që u është dhënë. Ulja e koeficientit ka rënduar qytetarët e Republikës sonë në të gjitha shtresat. Kjo është Qeveria që ka varfëruar jetesën e qytetarëve. Vetëm pyesni profesorët universitarë sa janë demotivuar me uljen ekstreme të pagave, me gjithë përkushtimin e tyre për arritje akademike. Vetëm pyesni asistentët e angazhuar në Universitet publik se pagën e kanë pasur orën 13 euro, kjo Qeveri e ka bërë 10 euro. Të gjithë i keni zhgënjyer që kanë zgjedhur të jenë profesorë dhe të nxjerrin gjenerata dhe kuadro të reja në Republikën tonë.

Ju i keni bërë një goditje edhe të sektorit publik, duke paragjykuar se sektori publik përgjithësisht nuk ju ka votuar juve. Dhe, ju keni hakmarrë, i keni goditur edhe sektorin publik. Seriozisht, kjo është e papranueshme.

Keni dashur ta kapni drejtësinë, duke ua ulur pagat prokurorëve e gjyqtarëve. Edhe kjo është një shenjë hakmarrjeje. Realisht, sektorin e drejtësisë tërë kohën keni interesim për ta kapur, por nuk po mundeni. Derisa të mundeni, provoni, por unë besoj që ata prokurorë, ata gjyqtarë kaq të dinjitetshëm, nuk besoj se do të bien në grackën tuaj.

Fatkeqësisht, kemi parë një ulje të ndjeshme në gjithë koeficientin e pagave në sektorë të caktuar. Ky veprim i Qeverisë ka shkaktuar jo vetëm pakënaqësi, por edhe shqetësim për angazhimin e Qeverisë për mirëqenien e atyre që i shërbejnë shtetit tonë. Kjo nuk është thjesht një çështje numrash, është çështje drejtësie, barazie dhe dinjiteti në punë.

Ne duhet të pranojmë se kostoja e jetesës në Republikën tonë për çdo familje është bërë e papërballueshme. Dhe, ky inflacion ka prekur pothuajse të gjitha familjet tona kosovare. Pikërisht për këtë duhet të vijmë bashkë, pozitë dhe opozitë, të ulemi e të rritim koeficientin, sepse ju po lavdëroheni për buxhetin, të cilin e keni rritur thuajse ai buxhet është i juaji personalisht. A po harroni që aty janë taksat e qytetarëve tanë dhe nuk është ai buxhet i juaj? Ju veç po dini të keqmenaxhoni me atë buxhet. prandaj, kushtet dhe mundësitë janë që të rritet koeficienti i pagave. Ju, veç pse opozita kërkon, po e kundërshtoni.

Kjo sjellje është e papranueshme. I keni bërë jashtëzakonisht të madhe se të gjithë sektorët, sikur policia, shëndetësia, arsimi, inspektorët dhe të gjithë sektorët i keni goditur dhe i keni varfëruar familjet tona kosovare.

Prandaj, thirrni mendjes si Qeveri që e keni shumicën parlamentare, silleni në Kuvend rritjen e koeficientit dhe lehtësojua jetën qytetarëve e familjeve tona, pamundësojani të rinjve dhe të rejave tona që ta lëshojnë Kosovën, se Kosova po zbrazet prej depresionit ekonomik, psikik dhe politik që e ka sjellë Qeveria Kurti. Faleminderit!

KRYESUESJA: Tani në radhë është deputetja Albena Reshitaj.

ALBENA RESHITAJ: Faleminderit nënkryetare e Kuvendit!
Të nderuar kolegë deputetë,
Të dashur qytetarë të Republikës së Kosovës,
Duke e pasur parasysh inflacionin, problemet me këtë ligj të pagave në kategorizimin joadekuat, duke pasur parasysh krizën ekonomike, krizën e sigurisë, migrimin, problemet në arsim e shëndetësi, mendoj që është obligim i të gjithë deputetëve të Republikës së Kosovës pa dallim të përkrahim rritjen e koeficientit për paga.

Unë besoj se ka hapësirë e mundësi të shikohet dhe rregullohet kjo vlerë në kuadër të buxhetit të shtetit për vitin 2024. Prandaj, ne si përfaqësues të popullit e kemi obligim ta bëjmë këtë.

Të dashur qytetarë,
Si përfaqësuese të popullit, do të doja të zhvishemi nga inatet politike, nga interesat partiake kur kemi të bëjmë me këtë çështje, ashtu siç besoj se do të duhet t’i votojmë edhe marrëveshjet ndërkombëtare.

Në kohën e pikut të ballafaqimit me pandeminë COVID-19, të gjithë i kishim sytë e shpresat te personeli shëndetësor, te puna e angazhimi i tyre deri në vetëmohim. Tani, sikur i kemi harruar ata. Tani a nuk janë të njëjtët ata infermierë, mjekë, staf mbështetës që duhet t’i përkrahim ne sot si Kuvend e si shtet?

Sot në kohën kur siguria e vendit po cenohet, kur nga organet e rendit, nga Policia e Kosovës, nga njësitë speciale po kërkojmë angazhim maksimal në mbrojtje të sigurisë së shtetit, do të ishte më e pakta që mund të bëjmë si përfaqësues të popullit, t’i përkrahim me dinjitet.

Sot, në pikun e krizës ekonomike dhe migrimit, ku edhe në Bashkimin Evropian, në shtete shumë të zhvilluara janë dy komponentë të rëndësishëm të cilët diskutohen në nivele të larta: migrimi, kriza ekonomike dhe inteligjenca artificiale.

Pra, sot kur ne jemi ndër viktimat më të mëdha të këtij rajoni sa i përket migrimit, ne duhet të mendojmë të analizojmë mirë me shumë seriozitet situatën dhe të përkrahim mësimdhënësit, studentët. Nuk duhet të lejojmë që të degradojmë punën e profesorit, mësuesit, sepse janë po këta mësimdhënës që në vitet e ‘90-ta, duke u vetëflijuar, duke sakrifikuar, duke u vetëmohuar, e

kanë mbajtur gjallë arsimin shqip, pra në sistemet paralele të funksionimit, atëherë kur edhe faktori ndërkombëtar ishte i befasuar me këtë organizim që ne e kishim bërë.

Prandaj, mendoj që është më e pakta që sot ne të punojmë, që ata t'i kemi në vendin tonë, këta studentë të cilët çdo ditë po boshatisin universitetet, këta nxënës që çdo ditë po boshatisin shkollat. Vetëm ejani dhe vizitoni auditoriumet tona në universitet, do të shihni se çdo ditë po na mungojnë studentët. Edhe ata që vijnë, kanë regjistruar kurse të gjuhëve të huaja dhe me një këmbë janë jashtë vendit.

Lind pyetja, a po i mësojmë, a po i edukojmë e shkollojmë që të punojnë në një vend tjetër, që të ikin nesër?

Të nderuar kolegë deputetë,
Të dashur qytetarë të vendit,
Unë propozoj që të rritet koeficienti për të gjitha kategoritë përpos deputetëve, përpos Parlamentit të Republikës së Kosovës, sepse po i bojkotojnë seancat, deputetët po i bojkotojnë seancat, nuk po i votojnë marrëveshjet ndërkombëtare dhe nuk besoj që meritojmë më shumë. Faleminderit!

KRYESUESJA: Tani në radhë është deputeti Rashit Qalaj.

RASHIT QALAJ: E nderuar nënkryetare e Kuvendit!
Të nderuar deputetë të partive opozitare,
Të nderuar deputetë të ulëseve të zbrazëta të partisë Vetëvendosje,
Kudo që jeni, në rrugë, në kafene, në zyra të Kuvendit,
Të dashur qytetarë,
E kuptoj që është shumë e rëndë që të qëndrosh në Kuvend kur nuk ke asnjë mundësi të mbrosh keqqeverisjen, kur nuk ke asnjë mundësi të mbrosh dështimin e Qeverisë apo më mirë të themi një qeverisje katastrofale. Sot po flasim në kohën kur minatorët janë në grevë, ata të cilët filluan rezistencën e këtij populli. Po ashtu po flasim në kohën kur po themelohet 'zajednica' e famshme.

Këtu në këtë Kuvend, iniciuesi i rezolutës për ngritjen e vlerës monetare të koeficientit partia Aleanca për Ardhmërinë e Kosovës, e përkrahur nga deputetët e opozitës, z. Besnik Tahiri, pra deputeti nga radhët nga Aleanca për Ardhmërinë e Kosovës, në mënyrë mjaft të detajuar arsyetoi nevojën për ngritjen e këtij koeficienti. Po ashtu, në mënyrë mjaft të detajuar e shpjegoi edhe mënyrën se si do të krijohen fondet për këtë qëllim. Mirëpo, ja që kolegët nga pushteti, të dirigjuar apo të koordinuar u larguan nga salla e Kuvendit.

Që nga themelimi i këtij Kuvendi, besoj që kurrë asnjë parti politike që ka udhëhequr me Qeverinë nuk e ka lëshuar këtë sallë të Kuvendit.

Për këto tema që diskutuan të gjithë deputetë e opozitës sot, kemi folur edhe me rastin kur kemi folur për Ligjin e pagave, kur kemi bërë amendamentet, ama bash të gjitha këto çështje i kemi trajtuar atëherë. Ju e dini që me një arrogancë të paparë, të gjitha amendamentet e deputetëve të partive opozitare janë refuzuar nga Lëvizja Vetëvendosje. Pra, e kemi ditur që ligji i miratuar për paga do t’i varfërojë të gjithë punonjësit e sektorit publik. E kemi ditur që deklarimi i Kryeministrit dhe kabinetit qeveritar për ngritje pagash nuk është i vërtetë, po është një gënjeshtër e kulluar.

Shumë deputetë të partisë në pushtet, qoftë në konferenca për shtyp, qoftë në debate televizive mundohen ta arsyetojnë gënjeshtrën se punëtorët e sektorit publik kanë ngritje pagash. Shpeshherë përdorin informata të rreme, të fabrikuara, vetëm e vetëm që ta bindin qytetarin e Kosovës. Sa për dëshmi, po flas për Policinë e Kosovës dhe po flas me kompetencë, me statistika se gati asnjë kategori në zingjirin komandues të policisë nuk ka rritje pagash.

Nëse e bëjmë krahasim e pagës bruto që e merr Policia e Kosovës nga Ligji i pagave dhe pagat që i ka marrë para këtij ligji, atëherë del kështu. Polici kadet policor pagën bruto e merr minus 90,60 euro. Polici i ri praktikant i merr minus 30 euro. E vetmja kategori që ka një ngritje prej 22,50 euro është polici i patrullës. Po them bruto, që neto i bie diku 16 euro. Polici në hetimi bruto i merr minus -252,40 euro më pak. Polici në FIT i merr minus -171,40 euro më pak bruto.

Të mos flasim për drejtorin e Policisë e zv.drejtorin e Policisë e drejtorin e departamentin, kolonelin, nënkolonelin që marrin qindra euro më pak. U refuzua rrezikshmëria, bile në debatet televizive, kolegët deputetë nga Lëvizja Vetëvendosje, nuk e di a nga mosdija apo nga tendenca që të thonë diçka të pavërteta, apo nga tendenca që të fusin përçarje edhe mes kategorive në Policinë e Kosovës, thoshin shumë të pavërteta. Ata dhe sipas tyre, rrezikshmëria për Policinë e Kosovës ka qenë 105 euro, që prapë është një e pavërtetë e madhe.

Përndryshe, sa për informim, polici që ka punuar në administratë në Policinë e Kosovës e ka pasur rrezikshmërinë 105 euro, polici në patrullë 140, polici hetues 180, komandantët e stacioneve 150, operatorët e njësive speciale të njësisë deminuese e të mbrojtjes së afërt 200, ndërsa operatorët e njësisë së parë intervenuese 215.

Po ashtu, këta deputetë në debatet televizive theksonin që rrezikshmëria s’ka qenë kurrë. Pikërisht kjo Qeveri në momentin e kalimit të Ligjit të pagave në këtë Kuvend ua ka ndalur rrezikshmërinë dhe u bënë tetë muaj që policët e Kosovës nuk e marrin rrezikshmërinë, ndërsa arsyetimi i partisë në pushtet është se janë dy grupe punuese dhe se janë duke punuar në atë

drejtim. Pra, i janë dashur tetë muaj dhe dy muaj shtesë që i kanë afat deri në fund të dhjetorit, që ata t'i rregullojnë disa shtesa të rrezikshmërisë. Kjo është prapë e vërtetë e hidhur.

Deputetët e Lëvizjes Vetëvendosje në debatet televizive thoshin që janë në dispozicion herë pesë e herë shtatë milionë, ndërsa 16 milionë ka qenë kostoja vjetore e rrezikshmërisë për Policinë e Kosovës.

Të mos flasim për kushtet e tjera. Hajde të themi ku i kemi zjarrfikësit sot? Çfarë page kanë ata? Zjarrfikësit tanë, heronjtë tanë që ballafaqohen me rreziqe për çdo natë, për çdo ditë, përveç pagës bazë nuk e marrin asnjë lloj të shtesave. Absolutisht asnjë lloj të shtesave. Atyre nuk u paguhet as ndërrimi i natës, as orët shtesë, as rrezikshmëria, asgjë.

Kur themi çfarë pajisjesh kanë, çfarë veshmbathjesh kanë, çfarë makinash kanë, është mjerim e përtej mjerimi. Njëjtë është me Shërbimin Korrektues, njëjtë është me mjekët, me të gjitha shërbimet vitale për këtë vend.

Se koeficienti shumë i ulët, e dëshmon edhe kërkesa që i ka bërë Bashkimi i Sindikatave të Pavarura të Kosovës, Kryeministrit e Qeverisë së vendit për ngritjen e koeficientit nga 105 në 130. Pra, është gati e njëjta me kërkesën me këtë rezolutë me 129 euro.

Të nderuar deputetë,
Prandaj, e kemi këtë gjendje që e kemi. Mendoj që injorimi i kërkesave të opozitës edhe për pagesën e rrezikshmërisë për Policinë, edhe për sigurim shëndetësor, edhe për Ligjin për pensionim, edhe kërkesën për rritjen e vlerës monetare të koeficientit nga 105 në 129, është vetëm një kërkesë e ligjshme, e nevojshme dhe e domosdoshme, në mënyrë që t'i kemi institucionet tona dhe punëtorët në sektorin publik së paku të kenë një jetë pak më të dinjitetshme dhe të mund ta përballojnë koston e jetesës e cila është shumë e shtrenjtë dhe më e shtrenjta në rajon.

Këta në këto ulëset e zbrazëta që sot janë jashtë në rrugë, në kafiteri, nëpër zyrat e Kuvendit, që kanë ardhur në pushtet me moton e sundimit të ligjit e rendit e të drejtësisë, pengojnë e bojkotojnë formimin e komisionit hetimor për keqpërdorimet në bukë dhe me vaj. Pra, për keqpërdorimet në sofrën e qytetarit të Kosovës. Këta bojkotojnë që pesë herë formimin e këtij komisioni. Këta bojkotojnë çdo gjë e cila e sfidon pushtetin, sepse mendojnë që janë të gjithëdijshëm dhe mendojnë që nuk di a jetojnë në Kosovë apo ku jetojnë.

Ju kujtohet deklarata e ministrit të Financave, atij djalit të ri që qëndron atje, që thoshte se deputetët e opozitës po thonë gjoja se janë rritur çmimet. Pra, gjoja se janë rritur çmimet në Kosovë. Kjo është gjendja e kësaj Qeverie, ky është menaxhimi i buxhetit të Kosovës, i cili nuk

është harxhuar as gjysma, mirëpo mbahet në sirtarët e Bankës Qendrore të Republikës së Kosovës.

Prandaj, edhe një herë thirrje të gjithë deputetëve që të vijnë në sallë dhe ta votojmë këtë rezolutë, e cila do të ketë efekt direkt në jetën e çdo qytetari dhe çdo punonjësi në sektorin publik. Faleminderit!

KRYESUESJA: Tani në radhë është deputeti Mërgim Lushtaku.

MËRGIM LUSHTAKU: Të nderuar kolegë deputetë të opozitës,
Meqenëse bojkoti, abstenimi i shumicës së deputetëve të Kuvendit është i pajustifikueshëm, sigurisht që nuk përkon as me demokracinë, sepse Kuvendi është institucioni më i lartë i një shteti demokratik ku duhet të debatohen e argumentohen dhe të bindim njëri-tjetrin cili është argumenti më i fortë për të shkuar me politika dhe rezoluta e ligje më të mira për vendin tonë.

Ja, fatkeqësisht, po shihet që nuk kanë as vullnet, nuk kanë as ndërgjegje, nuk duan t'ia di askush se çka bisedon. Sepse në Vetëvendosje e kemi një sistem, e kemi një demokraci diktatoriale, ku të gjithë kanë të drejtë të shprehen dhe vetëm njëri mund të vendosë, apo në këtë rast edhe sekretari i partisë dhe assesi ata të cilët janë votuar për të qenë këtu në Kuvendin e Kosovës që të përfaqësojnë mendimet e ndryshme që i kanë jo vetëm në Kuvend si parti politike të ndryshme, por edhe si përfaqësues të qytetarëve.

Ne po i afrohemi fundit të këtij viti dhe fatkeqësisht po kalojnë ditët dhe vitet dhe nuk kemi një ndryshim substancial që e ndihmon jetën e qytetarëve. Ne e dimë shumë mirë që inflacioni është problem global dhe nuk është vetëm problem lokal. Por në këtë aspekt varet se si një Qeveri e vërtetë, që ka vizion, që ka ekip, mund t'u dalë në ndihmë qytetarëve dhe ta zbus inflacionin, gjë që kjo Qeveri nga fillimi i inflacionit, nga fillimi i krizës ekonomike, nga fillimi edhe i luftës mes Rusisë dhe Ukrainës e shumë problemeve të tjera, nuk ka reflektuar as nga pjesa profesionale e shoqërisë civile, ekspertë të ndryshëm, por gjithsesi nuk na e vë veshin as neve si opozitë.

Fatkeqësisht nuk ka platformë, sepse këta e kanë bazuar gjithë besimin te një kryemashtrues, te një kryehipokrit siç është Albin Kurti. Po shihet edhe sot që në vend që ai t'u bindet fjalëve të veta që i ka dhënë para elektoratit të vetë që të ketë prioritet barazinë dhe punësimin, ai është duke e trajtuar një prioritet të shtatë të tij, sipas vetë tij.

Mungesa e politikave fiskale dhe financiare është problemi kryesor dhe me këtë rezolutë me të cilën ne si opozitë dëshirojmë të ngremë vetëdijen e deputetëve të pozitës, por edhe duke e bazuar në rritjen e çmimeve të shportës familjare, është e pamjaftueshme për t'u ballafaquar me kërkesat e familjes që i ka secili qytetar në këtë vend.

Nëse i marrim 100 euro para pandemisë, nëse një qytetar yni ka shkuar në supermarket me 100 euro për të blerë gjëra elementare, e them me sinqeritetin më të lartë se tani i duhen të paktën 300 euro janë ekuivalent me 100 të asaj kohe.
Kjo opozitë sot ka kërkuar një rezolutë shumë të shkurtët që mendoj që kjo i bën nder jo vetëm qytetarëve, por edhe Qeverisë do t'i bënte nder. Krejt rezoluta i ka katër rreshta dhe kërkon që nga 105 euro që ishte koeficienti të ngritët 129 euro për vitin 2024, dhe një gjë e tillë të merren veprimet që të jetë në Buxhetin e Republikës së Kosovës për vitin 2024.

Koha po ecë shpejtë. Qeveria është ndalur. Është ndalur, nuk e dimë pse është ndalur. Po na ikin qytetarët. Qytetarët e marrin një shkak pse po ikin. Nuk po kryhet përgjegjësia nga institucionet. Po ikë Qeveria, po ikin deputetët dhe me të vërtet është një situatë shumë e rëndë në vendin tonë.

Unë i kam dëgjuar me vëmendje ditëve të fundit në veçanti, po edhe sot ekspertët të fushës ekonomike që i ka vendi, të gjithë në një formë apo në një tjetër e arsyetojnë kërkesën e opozitës dhe thonë që është një gjë e domosdoshme, është një veprim i domosdoshëm që të rritet koeficienti nga 105 euro në 129 euro.

Një gjë e tillë, thonë, ndikon edhe në shportën familjare. Ndikon edhe në mirëqenien e qytetarë, por ndikon edhe në stabilitetin ekonomiko-social, të paktën për një kohë të caktuar.

Qeveria aktuale e ka obligim që ta rrisë buxhetin. Unë jam anëtar i Komisionit për Mbikëqyrjen e Financave Publike. Në të gjitha ministritë, në të gjitha ndërmarrjet publike që udhëheq kjo mazhorancë, të bindeni se i kanë rritur shpenzimet në mëditje, i kanë rritur shpenzimet në gjitha format që munden, dreka, darka, udhëtime zyrtare, trajnime e të tjera, i kanë ulur shpenzimet në investime kapitale. Dhe, kjo po ndikon fatkeqësisht direkt në uljen apo moszhvillimin ekonomik të vendit tonë.

Ne sot po flasim fillimisht për një sfidë që e kanë 85 mijë punonjës, ose mund të them, 85 mijë familje të Republikës së Kosovës. Është një sfidë e të gjitha atyre familjeve, dhe kjo gjë e ka bërë pozita është mungesë e vizionit për zhvillim ekonomik nga kjo Qeveri.

Qeveria duhet ta krijojë një strategji për zhvillim ekonomik në vend. Nuk ka strategji. Qeveria duhet të rishikojë politikat tatimore për investitorët në prodhim, po edhe të investimeve të tjera. Nuk e ka bërë një gjë të tillë. Qeveria duhet të implementojë mundësitë për investime privato-publike.

Jemi ekonomi e lirë e tregut me Kushtetutë. Kemi obligime. Ne kemi orientim në këtë vend me Kushtetutë. Ne e kemi një Qeveri që udhëheq që as këta nuk e dinë a janë të majtë a janë të djathë, a janë qendër a çka janë.

I kanë aq politikat e përziera që çdo politikë e tyre gjithkujt mund t'i bie tamam, por jo kërkesave të qytetarëve tanë. Nëse e marrim të shohim se çfarë ka ndryshuar në këtë vend për të mirë prej se ka ardhur ky kryeministër, ka ndryshuar luku i tyre. Ka ndryshuar pamja e ministrave dhe ministreve kur i sheh, gardëroba e tyre. Kanë ndryshuar deputetë, ka ndryshuar nga mazhoranca, pamjen, lukun, gardërobën, besa edhe parfumet. Pse? Këta e dinë pse, por tash nuk po flasim për këtë, por nuk ka ndryshuar jeta e qytetarëve.

Qytetarët tanë çdo ditë e kanë jetën më të vështirë. Secilin qytetar që e takon edhe në dukagjin edhe në anamoravë, po edhe në Prishtinë, në Drenicë e ka të duash, secili i ka kërkesat e njëjta. Qeveria nuk po mund t'i kryej obligimet kushtetuese.

Ne si deputetë që e kemi marrë besimin e këtyre qytetarëve, e kemi për obligim t'ua lehtësojmë jetën qytetarëve, jo t'ua komplikojmë jetën. Dikur është vonë. Mosvperimi i Qeverisë, ikja e Qeverisë, është vonë një ditë edhe për këta vet, por atëherë nuk e di si do ta kenë arsyetimin para vetes, para familjeve të tyre, po edhe para qytetarëve që ua kanë marrë votën.

Unë kërkoj që, ne po e shohim që kjo Qeveri çka vjen nga opozita nuk po e përkrah, po të paktën ta marrë një iniciativë t'i rrisë pagat, të subvencionojë edhe sektorin privat që ata të kenë mundësi t'ua rrisin pagat punëtorëve, sepse situata do të ndryshojë.

Liberalizmi do të ndodhë se ka qenë proces dhe ne do të kemi problem që t'i mbajmë punëtorët në Kosovë. Ne me këtë pagë që ofron shteti në institucione publike e kemi problem t'i mbajmë kuadrot. Sepse shteti po investon në ato kuadro, por asnjëri prej tyre nuk mund t'i kenë përmbi gjysmën e muajit t'i heqë shpenzimet, nëse flasim për shpenzime të rregullta.

Paramendojeni nëse u del një shpenzim i paplanifikuar, një sëmundje apo një situatë tjetër, pastaj si duhet të veprojnë qytetarët tanë.

Kjo Qeveri nuk po ikë te interesat personale të tyre. Nuk po ikë kjo Qeveri kur po i shkarkon bordet që po i emëron vetë. Vetë i emëron bordet, siç e patëm rastin sot, në moment që ata nuk veprojnë kundërligjshëm çka kërkojnë këta, po i shkarkojnë.

Kjo Qeveri po ikë te qytetarët, edhe po ikë aty ku duhet të jetë. Po ikë nga komisioni hetimor, po nuk po ikë ta mbrojë Martinin. Nuk po ikë t'i mbrojë zyrtarët publikë, të mos i përmend tash me emra, të cilët kanë aktakuza për keqpërdorim të parasë publike.

Unë mendoj që në këtë situatë të cilën e ka sjellë vendin kjo Qeveri, siç thotë popullit, një sahat e para duhet të ketë zgjedhje. Nuk mund të mbahen seancat pa deputetë. Nuk mund të mbahen seancat pa qenë Qeveria dhe kryeministri këtu ose zëvendëskryeministrat që i ka.

Në të gjitha fushat keni dështuar. Edhe në luftim të korrupsionit. Edhe në zhvillim ekonomik. Edhe në siguri. Edhe në drejtësi. Keni dështuar në diplomaci në vazhdimësi. Nuk kemi asnjë njohje, asnjë anëtarësim. Nuk po flas në dialog. Dështimin më të madh që e ka pasur ndonjëherë ky vend, e ka me këtë kryeministër.

Andaj, nuk e di se çfarë të them tjetër, po kauzat me të cilat ka ardhur ky njeri në pushtet, mund të them që kjo etapë nga qytetarët do të mbahet mend, si etapa apo koha e mashtrimit të madh në krye me një mashtrues, i cili me të vërtet në mënyrë më të mirë të mundshme për veten, por jo për vendin e qytetarët, arriti që më 14 shkurt 2021 t'i mashtrojë qytetarët për t'ua marrë besimin, por nuk bëri asgjë për ta. Kjo është me të vërtet turp. Faleminderit!

KRYESUESJA: Deputeti i fundit për diskutim është Isak Shabani.

ISAK SHABANI: E nderuara nënkryetare Kuvendit,
Të nderuar deputetë të pranishëm,
Të dashur qytetarë,
Ikja të rinjve dhe e kuadrove profesionale nuk ka të ndalur. Në veçanti është shqetësuese që edhe nga sektori publik, kemi shërbyes publikë që po i lëshojnë vendet e tyre të punës.

Andaj, rritja e koeficientit do të ndikonte sadopak që ky trend i lëshimit të vendeve të punës, të zvogëlohej. Nëse ky veprim nuk ndodh menjëherë, Kosova rrezikon të zbrazet dhe të mbetet pa shumë profesionistë të zottë.

Kjo Qeveri nuk ka arritur të krijojë politika zhvillimore. Papunësia ende është e madhe. Andaj, nëse vazhdon me këtë ritëm ikja e të rinjve, do të ndikojë që së shpejti Kosova të mbetet nën 1 milion banorë. Po ikin shërbyesit civilë, po ikin mjekët, infermierë, policë dhe ushtarë.

Për ta ndalur këtë trend të ikjes, rritja e koeficientit është domosdoshmëri. Thoshin, me qeverisjen e Vetëvendosjes do të ndalet fluksi i qytetarëve që po e lëshojnë vendi. Përkundrazi, interesimi i qytetarëve për ta lëshuar Kosovës është dy apo trefishuar kohëve të fundit.

A e dini pse? Sepse nuk ka asnjë garanci për zhvillim të qëndrueshëm ekonomik. Aq shumë i kanë mashtruar qytetarët, saqë qytetarët patën filluar të besojnë edhe në ëndrra magjike. Se sa i kanë mashtruar qytetarët, kjo më së miri vërtetohet me dy shembujt e fundit.

Mos-aprovimi i kërkesave të policisë së Kosovës, të cilët nuk kanë kërkuar asgjë më shumë, përveç një trajtimit të dinjitetshëm, sigurime shëndetësore, pagesën për rrezikshmërinë, shujtat, Ligjin për pensionim të parakohshëm e të tjerë.

Shembulli tjetër sot. Minatorët kanë një kërkesë shumë të arsyeshme, t'i marrin pagat e tyre. Kurse ky Kuvend sot vazhdon me absurditetin e tij, shkarkon Bordin e Komisionit të Pavarur për Miniera dhe Minerale, të cilin komision kjo mazhorancë vetë e ka zgjedhur, por pas një viti e shkarkon.

Edhe pse, siç tha njëri prej deputetëve, këta anëtarë të komisionit, kryeministri vetë paraprakisht i ka intervistuar deri në orët e vona të natës, por siç duket nuk ia paska qëlluar hiç, siç nuk po ia qëllon edhe për shumë çështje të tjera.

Punësimin si premtim e ka shndërruar në një korridor të ikjes të qytetarëve nga vendi. Varfëria dita e ditës po rritet. Rritja e çmimeve në veçanti e artikujve elementarë jetësor, e ka bërë jetën të papërballueshme.

Me Ligjin e pagave nuk ka ndonjë ndryshim të theksuar, përkundrazi kemi zvogëlim të pagave për një kategori apo më mirë të themi, kemi shumë pakënaqësi të mëdha. Shihni numrin e ankesave, mbi 140 që i janë drejtuar Avokatit të Popullit, gjegjësisht Gjykatës Kushtetuese.

Kategoritë më të ndjeshme të shoqërisë, duke filluar nga pensionistët, veteranët dhe të tjerët, nuk gëzojnë të ardhura të dinjitetshme. Me një fjalë, inflacioni dita e ditës po rritet dhe me këtë edhe po thellohet varfëria. Vetëm gjatë kohës së kësaj qeverisjeje janë bllokuar disa miliona euro që kanë qenë të parapara për investime kapitale, me çka është dëmtuar ekonomia e vendit me miliona euro si pasojë e inflacionit dhe vonesës së investimeve kapitale.

Gjendja e rëndë socio-ekonomike në vend, e krijuar nga niveli i lartë i inflacionit, rritja e çmimeve të konsumit, shtrenjtimi i çmimeve të energjisë dhe vendimi për rritjen e tatimit në pronë, ka bërë që qytetarët të përballen me vështirësi të shumta.

Rritja e pagave në sektorin publik do të ishte zgjidhja që do të lehtësonte sadopak këtë situatë pasi që kjo është edhe kërkesë e kohës. Kjo rritje do të duhej të ndodhte menjëherë me planifikimin buxhetor dhe kjo do të ndikonte në rritjen e konsumit të përgjithshëm, por edhe indirekt në rritjen e pagave të sektorit privat.

Sipas mendimit tim, Kosova sot ka një Qeveri apatike, e cila Qeveri nuk ka as më të voglën ide se si të ecet përpara. Kosova sot ka një Qeveri që qytetarëve nuk po u jep aspak shpresë për një perspektivë. Kemi inflacion jashtëzakonisht të madh. Nuk kemi rritje të mjaftueshme të pagave dhe pensioneve. Nuk kemi sigurime shëndetësore, kurse ajo që është më shqetësuese është ikja e të rinjve dhe profesionistëve nga Kosova.

Edhe një herë, rritja e koeficientit nga 105 në 129 do të ndikonte sadopak për moslëshimin e vendeve të punës nga sektori publik, dhe me këtë do të ndikonte në zvogëlimin e trendit të ikjes së vazhdueshme të qytetarëve nga Kosova. Faleminderit!

KRYESUESJA: Atëherë, nuk kemi deputetë të tjerë të paraqitur për fjalë. Nuk kemi kuorum për vendimmarrje, kështu që kthehemi në Kryesi dhe diskutohet për t'u vendosur në seancat e radhës propozim-rezoluta. Shihemi në seancat e radhës!

*E përgatiti:*
*Njësia për Transkriptim dhe Lekturë*